4



# PEJGAMBERËT E ZOTIT




Qendra Islamike Kulturore Shqiptare në Norvegji

# E DUA MUSLIMANIN QË TË JETË:

1. Atdhetar
2. Besimtar i sinqertë
3. Cilësor
4. Çlirimtar
5. i Dashur për të gjithë
6. i Dhembshëm për të gjithë
7. Edukues i shoqërisë
8. i Ëmbël në kuvendime
9. Falenderues i Allahut
10. i Gëzuar dhe i lumtur
11. Gjenerator i të mirave
12. Hero në beteja
13. Ideator i zgjidhjes së problemeve
14. Jetësues i veprave të mira
15. Kureshtar për dije
16. i Lumtur
17. Llogaritar i punëve të veta
18. Mënjanues i të këqijave
19. Ndihmëtar i të varfërve
20. Njerëzor
21. Objektiv
22. i Pa thyeshëm si shkëmb
23. Qëndresë si Feniksi
24. Revolucionar
25. Rregullues i marrëdhënieve shoqërore
26. Simbol dhe sypatrembur
27. Shembulltyrë për të tjerët
28. Tejkëqyrës i problemeve
29. i Thjeshtë, modest
30. Udhërrëfyes i së drejtës e i të vërtetës
31. Vullnetmirë
32. Xixëllonjë i shpresave
33. Xhevahir
34. Yll
35. Zemërbutë dhe
36. Zhdukës i së keqes e zhvillues i së mirës

*Dr. Musli VËRBANI*

**“Lutju Zotit dhe thuaj: “O Zoti im më shto dituri”**

Kurani

**“O Zoti im më pajis me dituri të dobishme,
më jep furnizim të begatshëm,
m’i prano veprat e mia”.**

Hadithi

# Hyrje

- Transmetohet se Omeri r.a. ka thënë:

Një ditë, teksa po rrinim te i dërguari i Allahut, u shfaq një njeri me tesha shumë të bardha e me flokë shumë të zinj. Në të nuk vëreheshin shenja udhëtimi dhe asnjëri prej nesh nuk e njihnim. Pasi u ul pranë të dërguarit a.s.v.s duke i mbështetur gjunjtë mbi gjunjtë e tij, e i vuri duart mbi kofshën e tij, e pyeti:

"O Muhamed, më thuaj ç'është Islami?"

Muhamedi a.s iu përgjigj:

"Islami është:

- të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij.
- të falesh namaz
- të japësh zekat
- të agjërosh ramazan
- të kryesh haxh në Kabe, po pate mundësi."

- Ai njeriu tha "fole drejt". Ne u çuditëm si njëherë po e pyeste e mandej po ia vërtetonte përgjigjen.

- Më pas e pyeti: "Më thuaj ç'është Imani". Muhamedi iu përgjigj:

  "Imani është të besosh në Zotin, në melaqet, në librat, në të dërguarit e Tij, në ditën e mbramë dhe në caktimin (parapërshkrimin) e Tij për të mirën e për të keqen".
- Ai njeriu pasi ia vërtetoi përgjigjen "fole drejt", pyeti prapë: "Më thuaj qështë Ihsani-Mirësia"
  Muhamedi a.s iu përgjjigj: "TA adhurosh Zotin sikur tA shihje, sepse, ndonëse ti nuk E sheh, Ai të sheh ty".
- E pyeti gjithashtu "Ç'është çasti i Kijametit". Muhamedi a.s iu përgjigj: "Për këtë ai që po pyetet nuk di më shumë se ai që po pyet".

Ai njeriu, pas kësaj përgjigjeje, pyeti "Atëherë më trego për shenjat e Kijametit".

Muhamedi a.s iu përgjigj:

- "Kur robëreshës fëmija t'i bëhet zonjushë
- Kur të shihen barinjtë, këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë, teksa garojnë pas ndërtimit të godinave të mëdha".
- Ai njeriu shkoi pastaj e unë mbeta i habitur. Muhamedi a.s më tha: "O Omer a e njohe atë që po më pyeste". – Allahu dhe i dërguari i Tij e dinë më së miri-, iu përgjigja. Muhamedi a.s më tha: "Vërtet, ky ishte Xhibrili, erdhi për të jua mësuar fenë tuaj".".

( MUSLIMI )

# ADEMI A.S.

Zoti i Madhëruar ka dëshiruar që tokën ta bëjë planet të banuar me njerëz, për këtë arsye u tregoi Melaqeve.

**“Kur Zoti yt u tha Melaqeve: Unë po krijoj mëkëmbës në tokë! (Melaqet) Thanë: A po krijon në te atë i cili (kur ta ndiej veten të pavarur ) bën shkatërrime në te dhe derdh gjak. Ne të lavdërojmë dhe të falënderojmë, dhe të lartësojmë, (Zoti) u tha: Unë di çka ju nuk dini”.**

Kështu nga balta e tokës (dhe të përzier me ujë) dhe nga të gjitha elementet e tokës e krijoi Zoti Ademin në formën më të bukur: “**Dhe ne e kemi krijuar njeriun në formën më të bukur**”.

Nuk ka dyshim se njeriu ka formën më të bukur përpos shqisave dallohet me mendje dhe logjikë të shëndoshë e për këtë meritë e falënderojmë dhe e lavdërojmë Allahun.

Bekimi i takon Allahut, Më i miri Krijues.

Zoti i madhëruar e nderoi njeriun dhe e ngriti në shkallë të lartë të respektit sa që i urdhëroi Melaqet t’i bëjnë sexhde Ademit.

**Dhe Ne i thamë Melaqeve: Bëni sexhde Ademit (Melaqet) i bënë sexhde, përpos Iblisit, ai refuzoi, tregoi kryelartësi dhe ishte mosbesimtar.**

Melaqet e nderuan Ademin me sexhde, ndërsa Iblisi nga urrejtja e zilia nuk u përkul, por tregoi kryelartësi. Ai refuzoi ta nderojë Ademin dhe ti bëjë sexhde. Për këtë arësye Zoti i Madhëruar e mallkoi dhe e largoi prej mëshirës së vet, e i tha:

“**Largohu dhe dil nga aty, Ti vërtet je i mallkuar**”.

Që të lulëzojë toka, të gjallërojë, të ndërtohet, të zhvillohet, e të përparohet në të gjitha aspektet Zoti i Madhëruar ia mësoi Ademit të gjitha mënyrat, të gjitha rrugët e lumturisë dhe diturinë.

I mësoi Ademi të gjitha (dituritë) emrat e pastaj Zoti ia paraqiti (pyetjen) melaqeve e u tha: Më tregoni dhe më lajmëroni për këta emra nëse ju thoni të vërtetën.

Zoti i Madhëruar krijon, Ai furnizon, Ai mëson njeriun pse është i Gjithëmëshirshëm.

**“I Gjithëmëshirshmi, ia mësoi Kur-anin, ka krijuar njeriun, ia ka mësuar atij (diturinë) spjegimin”.** Suretu Rrahman 1- 4

Nga mësimi prej Zotit është përhapur dituria, është zgjeruar hapësira e logjikës dhe intelektit dhe pasardhësit e Ademit u shpërndanë në tokë dhe e ndërtuan atë. Ndërsa Zoti i Madhëruar ia nënshtroi atyre gjithë çka ka në tokë, për të jetuar, gjallëruar dhe për të shfrytëzuar çdo gjë në tokë çka i nevojitej atij.

Në fillim Ademi jetoi në xhenet, ushqehej me të mirat e Xhenetit dhe pinte ujë të Xhenetit. Zoti i Madhëruar prej llojit të tij ia krijoi edhe bashkëshorten Havanë e pastaj i tha: Jeto së bashku me bashkëshorten tënde dhe hani nga aty gjithë çka të dëshironi, vetëmse kujdes mos iu afroni kësaj peme se do të bëheni të padrejtë (ndaj vetvetes suaj).

Ademi jetonte i lumtur në Xhenet, i sigurtë, i qetë, i lirë pa brenga, mirëpo aty kishte një ziliqar, armik. Për këtë Zoti ia tërheqi vëmendjen:

“O Adem, ky është armiku yt dhe i bashkëshortes tënde”.

Mirëpo Ademi nuk iu përmbajt kësaj këshille, nuk e mori shejtanin për armik të vërtetë, por e lejoi që t’i afrohej më shumë.

Kështu shejtani ia shkaktoi Ademit dyshimin pse Zoti ia kishte ndaluar pemën duke i treguar se ajo është pema e cila e bën të jetë i përgjithëmonshëm në Xhenet.

Kështu shejtani i mallkuar i tha Ademit:

**“A të tregoj për pemën që të bën të përgjithëmonshëm dhe sundimin çka nuk përfundon kurrë”.**

Ademi nuk e dëgjoi fjalën e Iblisit.

Iblisi pastaj u tha për të dytën herë: Nuk ju ka ndalu Zoti i juaj nga kjo pemë vetëm për atë që mos të bëheni melaqe ose të mbeteni përgjithmonë (në xhenet).

Edhe Hava edhe Ademi prapë nuk ndëgjuan.

Vazhdoi Iblisi dhe u përbetua në Allahun e u tha:

“Unë jam për ju, me të vërtetë, këshilltar i sinqertë!”

Ademi mendoi se askush nuk përbetohet në Zotin duke rrejtur, tha ai shejtani tregon të vërtetën dhe u mashtrua.

E hangri pemën e ndaluar, ndërsa kur i arriti pema në gjoks filloi t'i zbulohet trupi dhe të zdishet lakuriq. E njëjta gjë i ndodhi edhe Havës. Kur e shiquan njëri tjetrin, nga turpi filluan të mbuloheshin me gjethet e Xhenetit.

Zoti i Madhëruar i tha:

A nuk ju kam ndaluar mga (ushqimi) i kësaj peme dhe ju kam treguar se shejtani është armik i hapur i juaj.

Ademi e kuptoi se kishte bërë gabim dhe u pikëllua, ndërsa shejtani u largua nga aty i lumtur pse e kishte mashtruar.

Ademi kërkoi falje dhe u pendua para Zotit me këto fjalë:

ALLAHUME LA I LAHE ILA ENTE
SUBHANEKE VE BI HAMDIKE
RABI INI DHALEMTU NEFSIJ FAGFIR LIJ
INEKE HAJRURR-RRAHIMIJN.
ALLAHUME LA I LAHE ILA ENTE
SUBHANEKE VE BI HAMDIKE
RABI INI DHALEMTU NEFSIJ FE TUB ALEJ
INEKE ENTE TEVABU RRAHIJM.

Zoti i Madhëruar ia fali gabimin dhe ia pranoi tevben e i tha: Do të ju lëshoj në tokë vetëm se jetën do ta keni të mundimshme, me lodhje e djersë, pikëllim e angazhim të pandërprerë.

PYETJE:

*1. Prej çka e ka krijuar Zoti Ademin?*
*2. Me çka e nderuan Melaqet Ademin?*
*3. Kush e refuzoi t'i bënte sexhde?*
*4. Kush ishte i mallkuar i Zotit?*
*5. Çka mësoi Ademi?*
*6. Ku jetoi në fillim Ademi?*
*7. Çka i ndaloi Zoti Ademit dhe Havas në Xhenet?*
*8. Çka e këshilloi Zoti Ademin?*
*9. Pse u mashtrua Ademi?*
*10. Si e mashtroi shejtani Ademin?*
*11. Kur e kuptoi Ademi se kishte gabuar?*
*12. Çfarë lutje bëri Ademi dhe si kërkoi falje?*
*11. Kur e kuptoi Ademi se kishte gabuar?*
*13. Ku u zbrit Ademi?*
*14. Si arrihet furnizimi i Ademit?*

# IDRISI A.S.

Idrisi është njëri prej nipave të Ademit. Jetonte në një mes ku e adhuronin Allahun dhe nuk i bënin shok Atij. Jetonin të lumtur, punonin me sinqeritet, i ndihmonin njëri-tjetrit për të krijuar shoqëri të shëndoshë. Mirëpo, disa ishin larguar nga rruga e drejtë për këtë arësye Zoti i Madhëruar e kishte dërguar Idrisin t'i kthejë në rrugë të mbarë.

**"Në libër (Kur'an) përkujtoje Idrisin. Vërtet ai ka qenë i sinqertë dhe pejgamber. E ka ngritur (Allahu) Ai në një vend të lartë".**

Quhet Idris pse është i pari i cili të folurit e ka shprehë dhe e ka paraqitur me shkronja. Që njerëzit me anë të shkrimit t'i paraqesin rregullat e fesë dhe të shkencës.

Pra Idrisi është i pari i cili ka shkruar, ka lexuar dhe i ka mësuar të tjerët. Për këtë arësye e ka marrë emrin **Idris**.

Idrisi ka pasur dëshirë që të udhëtojë nëpër botë që të përhapë fenë dhe t'ua mësojë të tjerëve rregullat e fesë, bashkëpunimit dhe mënyrën e jetesës në baza morale të shëndosha dhe fetare.

Si çdo njeri edhe Idrisi ka ndërru jetë, mirëpo ka mendime se ai është ngritur në qiellin e katërtë, duke u bazuar në ajetin e Kur'anit **"E ka ngritur Ai në një vend të lartë".**

Është e mundur që Zoti ka urdhëru melaqen me e ngritur Idrisin në qiellin e katërtë e pastaj me ia marrë shpirtin.

PYETJE:

*1. Kush ishte Idrisi?*
*2. Pse ishte dërgu Idrisi te populli i tij?*
*3. Pse quhet Idris?*
*4. Kush është i pari i cili ka shkruar?*
*5. Çka ka pasur dëshirë Idrisi?*
*6. Si ka ndërru jetë Idrisi?*

# NUHI A.S.

U shtuan shumë pasardhësit e Ademit. Pastaj e harruan Zotin e tyre i cili u kishte dhënë mendjen, i kishte krijuar, i kishte furnizu. Ndërsa ata përkundër kësaj ndërtuan idhuj prej gurit dhe i adhuruan ata. Prje këtyre idhujve ishin:

JEGUTHI, LATI, UZA, HUBELI, MENATI.

Nuhi a.s. i tha popullit të tij: Unë ju këshilloj vetëm për Allah, për këtë nuk kërkoj kurrfarë shpërblimi prej juve. Allahu është Ai i cili ka krijuar për njeriun diellin, hënën yjet dhe çdo gjë që ka në tokë.

Zoti i Madhëruar i tregon fjalët e Nuhut ndaj popullit të tij në Kur’an: O populli im adhurone vetëm Allahun se përpos Tij nuk ka Zot tjetër, unë frigohem për ju, se do të dënoheni në ditën madhështore të Kijametit. Parija e popullit të tij tha: Ne e shohim se me të vërtetë je në një humbje të sigurtë. Nuhi tha: O populli im nuk jam i humbur por unë jam i dërguar i Allahut: Ju përcjelli thirrjet e Zotit tim dhe u këshilloj për të mirën e juve se e di prej Allahut çka ju nuk dini.

Populli i tij i thonte Nuhit rrenacak, mirëpo Nuhi nuk dëshpërohej por me vendosmëri vazhdoi misionin e tij, por kjo shtoi urrejtje edhe më të madhe te populli i tij kur i thanë:

O Nuhë, ke polemizuar me ne dhe i ke tejkaluar kufijtë e polemikës. Po na sjell dënimin të cilin ti po e premton nëse vërtet je prej të sinqertëve. Nuhi tha: Vërtet Zoti do të ju sjellë dënimin të cilin e meritoni nëse dëshiron Ai, e ju do të jeni të paaftë për t’i përballuar.

Popullit të tij nuk i mjaftoi vetëm përgënjeshtrimi por iu kërcënu për hakmarrje dhe dënim nëse vazhdon ai ashtu duke i thënë: nëse nuk e mbyll gojën dhe nuk përfundon me atë çka thua do të jesh i mbytur me gurë.

Ky kërcënim i fortë i tejkaloi kufijtë e njerëzimit për këtë arsye Nuhi kërkoi ndihmë nga Zoti i Madhëruar. Pra pas 950 viteve thirrje Nuhi a.s. i tha Zotit:

O Zoti im unë e thirra popullin tim çdo ditë e çdo natë, mirëpo thirrja ime shkaktoi vetëm largim dhe ikje nga e vërteta. Pastaj tha: O Zoti im mos lejo shtëpi të pabesimtarëve në fytyrë të tokës.

Zoti iu përgjigj lutjes së Nuhit e i tha: Ndërto një anije të madhe në mes të kodrës. Filloi Nuhi t'i presë lisat e mëdhenj dhe të ndërtojë anijen. Populli i tij e shikonte dhe i thonte: I ke lënë fjalët e kota dhe ke filluar të mirresh me zdrukthtari!?

Pasi që e përfundoi Nuhu ndërtimin e anijes i mblodhi çiftet nga të gjitha llojet e kafshëve, shpendëve, insekteve, bimëve dhe pemëve.

Kur kalonin atypari pabesimtarët i thonin Nuhut duke u tallur: Ku është deti në të cilin do të lundrojë kjo anije!? Ti vërtet je çmendur.

Nuhi i qetë i tuboi edhe besimtarët, i hypi në anije dhe e priti urdhërin e Allahut.

Filloi erë e fortë, qielli u bë zi nga retë, vetëtima vetëtonte, murmurima murmuronte. Filloi të bie shi i fortë, toka filloi të qahet dhe nga toka buronte ujë i madh. Uji u ngrit shumë mbi sipërfaqen e tokës.

Nga anija Nuhi shikoi në tokë kur e pa njërin nga bijtë e tij i tha: O biri im hyp me ne në anije. Djali i tha: Do të ngjitem në lartësinë më të madhe të kodrës që të shpëtoj dhe të mbrohem nga vërshima e ujit.

Baba iu përgjegj: Nuk ka shpëtim sot nga urdhëri i Allahut.
Vala e madhe e ujit ndërhyri dhe ndau të birin nga babai dhe u përmbys edhe djali i Nuhit. Poashtu në mesin e të përmbysurve ishte edhe gruaja e Nuhit.

Kështu, nuk ka dyshim se të pandëgjueshmit gjithësesi do të përmbyten dhe do të përjetojnë dënimin e merituar.

Anija lundronte e qetë dhe e sigurtë, ndërsa çka kishte në tokë prej gjallesave, shtazëve, kafshëve, shpendëve, insekteve përmbytej. Toka pastrohej edhe prej pabesimtarëve, deri sa erdhi urdhëri i Zotit. Dhe iu tha tokës: përbije ujin, O qiell ndërpreje

(shiun), dhe uji u tërhoq e u plotësua urdhëri i Allahut e anija u ndal në malin Xhudij.

U qetësuan erërat, poashtu u qetësuan edhe besimtarët. Ndërsa Nuhu së bashku me ta zbriti në tokën e re dhe jetën e re, njëherit i liroi gjithçka kishte në anije.

Zoti i Madhëruar i tha Nuhit: O Nuh zbrit i qetë dhe i sigurt prej Neve, dhe me bekimet Tona mbi ty dhe me popullin i cili është me ty. Popujt do t'i kënaqim e pastaj do t'i kaplojë prej neve dënim i dhimbshëm.

Nuhi konsiderohet baba i dytë i njerëzimit.

PYETJE:

*1. Cilët janë idhujt të cilët i kishte ndërtu populli i Nuhit?*
*2. A kërkoi shpërblim Nuhi nga populli i tij për këshilla?*
*3. Çka i thonte populli Nuhit?*
*4. Çka i thonte Nuhi popullit të tij?*
*5. A dëshprohej Nuhi pse i thonin rrenacak?*
*6. A i mjaftoi popullit të Nuhit përgënjeshtrimi?*
*7. Me çka iu kërcënuan Nuhit populli i tij?*
*8. Sa vite i kishte thirrë Nuhi në Islam?*
*9. Prej kujt kërkoi ndihmë Nuhi?*
*10. Si u lut Nuhi?*
*11. A ju përgjigj Zoti lutjes së Nuhit?*
*12. Çka e urdhëroi Zoti Nuhin?*
*13. Çka bëri Nuhi pasiqë ndërtoi anijen?*
*14. Çka i thonin pabesimtarët Nuhit kur kalonin pranë anijes?*
*15. Çka i tha birit të tij Nuhi?*
*16. A e ndëgjoi biri babën?*
*17. Çka ndodhi me të birin?*
*18. Çka ndodh me të padëgjueshmin?*
*19. Çka ndodhi me vërshimën?*
*20. Çka e urdhëroi Zoti tokën dhe qiellin?*
*21. Ku u ndal anija?*
*22. Çka i tha Zoti Nuhit pas vërshimës?*
*23. Çka konsiderohet Nuhi?*

# HUDI A.S.

Pas vërshimës së madhe (TUFANIT) Nuhi me besimtarët zbriti në tokë. Ata filluan të martohen dhe të shtohet numri i tyre. Kafshët u shtuan, poashtu edhe shpendët e insektet. Toka filloi të lulëzojë dhe të jap frytet e bereqetit. Njerëzit filluan të shpërndahen në të gjitha viset e tokës. Një fis i quajtur **Ad** u vendos në afërsi të Jemenit të sotëm të gadishullit arabik.

Ky fis filloi të ndërtojë keshtjella të mëdha, rrugë të gjera dhe të zbukuruara në të gjitha format, kopshte të bukura, ndërtesa të llojllojshme. Mirëpo mbi të gjitha ishin kryelartë, të padrejtë, zullumqarë dhe kriminelë. Nuk mëshironin askë, ndaleshin në mes të rrugëve, i maltretonin njerëzit dhe i largonin nga rruga e drejtë.

**“Vallë, a nuk e di se çka ka bërë Zoti yt me Adin, me banorët e qytetit Ireme, pronarë të pallateve madhështore, çfarë nuk ka pasur askund tjetër? A mos vallë në çdo kodrinë po ngritni godina (përmendore) për tu tallë (me kalimtarët). Ndërtoni pallate e objekte tjera thua se ju do të jetoni përgjithmonë në to?”**

Përpos kësaj besonin në idhuj. Prej idhujve më të njohur ishte Samudi dhe Hera. Për këtë arsye Zoti i Madhëruar dërgoi një njeri prej mesit të tyre pejgamber. E ky ishte Hudi i cili ishte i njohur si besnik dhe i drejtë.

Hudi i thirrte të besonin në Zotin dhe të largoheshin nga idhujt. Mirëpo, ata jo vetëm se nuk i besuan por talleshin me Hudin dhe e nënçmonin.

**Ja dërguam (popullit) Adit, vëllaun e tyre – Hudin Ai tha: O populli im, Adhurone Allahun, për ju nuk ka Zot tjetër përpos Tij. A nuk po ruheni nga dënimi. Paria e popullit të tij të cilët nuk besonin, thanë: Ne të konsiderojmë ty mendje lehtë të çmendur dhe ne mendojmë se vërtet je rrenacak. Hudi tha “O populli im! Unë nuk jam mendjelehtë, e as prej të çmendurve. Por në të vërtetë jam i dërguar prej Zotit të gjithësisë”. I përcjelli urdhërat e Zotit tim dhe jam Këshilltar besnik për juve.**

Këshillat e Hudit nuk i bënin dobi popullit të tij, pse zemrat e tyre ishin të ngurta, bile edhe më të ngurta se gurëzit.

Ata jovetëm se nuk i pranuan këshillat por i thanë Hudit: Sille dënimin prej Zotit nëse me të vërtetë je pejgamber.

Hudi iu lut Zotit t'i dënojë.

Zoti i Madhëruar iu përgjigj; E ndali shiun, u thanë bimët, u zhdukën bagëtitë. Ata shkuan te idhujt e tyre për t'u lutur, por idhujt e tyre as nuk i dëgjuan as nuk iu përgjigjën lutjeve të tyre. Hudi iu tha se idhujt nuk dëgjojnë dhe se nuk ka as dëm as dobi prej tyre, por lutjuni Allahut. Ata me kryeneçësi thanë: Ne nuk i lutemi Allahut e ti vepro si të duash.

Allahu dërgoi mjegulla të zeza. Ata u gëzuan e thanë se këto mjegulla janë për shi, na u pranua lutja prej idhujve tanë. Do të bie shi, do të lulëzojnë bimët, do të rriten kullosat dhe do të ushqehen kafshët. Disa prej pabesimtarëve i thanë Hudit: Ky është Zoti ynë, të tjerët filluan të vallëzojnë e të këndojnë, e të bërtasin. Në atë moment fryma e fortë i rrëzoi lisat, muret e keshtjellat, filloi stuhia, era e ngriste rërën dhe u binte nëpër fytyra, u paralizuan këmbët e duart e tyre u verbëruan e ranë për tokë të vdekur.

Zoti i Madhëruar këtë gjendje e vazhdoi shtatë ditë e tetë netë derisa përfunduan njerëzit, kafshët e bimët, e u shkatërruan në tërësi shtëpitë e tyre, në përjashtim të Hudit i cili shpëtoi dhe vazhdoi rrugën e tij të drejtë.

PYETJE:

*1. Çka ndodhi pas vërshimës së madhe?*
*2. Ku u vendos fisi Ad?*
*3. Çka ndërtonte ky fis?*
*4. Çfarë populli ishte fisi Ad?*
*5. Në çka besonin fisi Ad?*
*6. Cilin pejgamber e dërgoi Zoti te ky fis?*
*7. Çka i tha Hudi a.s. popullit të tij?*
*8. Çka i thanë populli Hudit a.s.?*
*9. A ju bënë dobi këshillat e Hudit a.s?*
*10. A ju përgjigj Zoti lutjes së Hudit?*
*11. Ku shkuan populli i Hudit pas thatësisë?*
*12. A ju përgjigjën idhujt lutjeve të tyre?*
*13. Çka dërgoi Zoti te fisi Ad?*
*14. Çka menduan pabesimtarët për mjegullat e zeza?*
*15. A kishin sjellë shi mjegullat?*
*16. Sa ditë zgjati dënimi?*

# SALIHU A.S.

Salihu i takon fisit Themud, i cili ishte një prej fiseve të gadishullit arabik. Ky fis adhuronte idhuj përpos Allahut. Idhujt e tyre ishin të llojllojshëm si psh. Idhuli i furnizimit, idhulli i shiut, idhulli i udhëtimit etj.etj. Ky fis jetonte në male kodrinore ashtu që edhe kodrinat i kishin gdhendur dhe kishin ndërtu shtëpi kodrinore.

Salihu e thirri popullin e tij të besojë në një Zot, këtë e përmend Kur'ani:

**"(Ne ia dërguam fisit) Themud – vëllaun e tyre Salihun. Ai tha: "O populli im! Adhurone Allahun, për ju nuk ka zot tjetër përpos Tij".**

Populli i tij tha na sjell ndonjë argument që të besojmë se me të vërtetë je pejgamber.

Salihu tha: Çka dëshironi?

Populli i tij tha: Nga ky shkëmb le të dalë një deve që të pijmë qumësht prej saj. Nëse këtë e bën ne do të besojmë.

Salihu iu lut Allahut dhe menjëherë Allahu iu përgjigj lutjes së tij. E pastaj Salihu tha: Ju erdh argumenti prej Zotit tuaj. Ja pra kjo është devja e Allahut argument për ju. Lëreni të qetë të ushqehet në tokën e Allahut. E mos i shkaktoni asgjë të keqe, se ju kaplon dënimi i dhëmbshëm.

Një pjesë e popullit besuan. Pjesa tjetër vetëm sa u dëshpëru dhe e shtoi mosbesimin. Salihu i tha popullit të tij: Kjo deve do të pijë një ditë (ujë nga kroi), ndërsa për ju dita tjetër është e caktuar.

Kështu devja vazhdimisht pinte ujë e qumështi i shtohej, ndërsa njerëzit pinin ujë ditën tjetër.

Shkuan gratë një pas një e mjelnin ndërsa qumështi nuk i harxhohej vetëmse i shtohej.

Njerëzit u befasuan nga kjo mrekulli dhe e panë se kjo ishte diçka e jashtëzakonshme.

Në qytet ishin nëntë persona të njohur për krime dhe shkatërrime, ata ishin pijanecë të fëlliqur. Njëri prej tyre thonte:

Kjo deve po e pin ujin dhe po e shpenzon duhet ta hjekim qafesh se nuk na duhet! Tjetri thonte*: "Ta mbysim deven, ta vrasim Salihun me familjen e tij e të mos na hetojë askush*".

Para se të agojë dita e mbytën deven. Salihu me besimtarët u pikëlluan për këtë tragjedi. Kështu Salihu u tha besimtarëve: Largohuni nga ky qytet se pas tri ditëve Zoti do ta shkatërrojë këtë qytet me të gjithë banorët në të.

Pas tri ditëve njerëzit në atë vend dëgjuan një britmë të fortë, prej asaj britme u trishtuan u dridhën e pastaj u shtangën dhe vdiqën e mbetën në shtëpitë e tyre të zbrazëta.

PYETJE:

*1. Cilit fis i takon Salihu a.s.?*
*2. Në çka besonin fisi Themud?*
*3. Ku jetonte fisi Themud?*
*4. Në çka e thirrte popullin e tij Salihu a.s.?*
*5. Çka kërkoi prej Salihut a.s. populli i tij?*
*6. A ju përgjigj lutjes së Salihut a.s. Allahu?*
*7. A i besuan të gjithë Salihut a.s.?*
*8. A harxhohej qumështi i deves?*
*9. Sa persona ishin të njohur si kriminel?*
*10. Çka ndodhi me deven?*
*11. A u pikëlluan besimtarët për deven?*
*12. Çka u tha Salihu besimtarëve?*
*13. Çka ndodhi pas tri ditëve kur u larguan besimtarët nga qyteti?*

# IBRAHIMI A.S.

Ibrahimi a.s. ka lindur në Babiloni apo saktësisht në Sirinë e sotme. Ibrahimi a.s. në moshën rinore filloi të hulumtojë krijimin e njeriut, krijimin e gjithësisë, krijimin e çdo gjëje që e rrethonte. Dëshironte të gjente përgjegje të vërtetë dhe të saktë. Dëshironte ta kuptonte Krijuesin e vërtetë dhe absolut.

Shikoi në qiell, e pa një yll. Mendoi. Ky është Zoti im. Kur perëndoi dhe humbi, tha ky është mendim i gabuar sepse Zoti nuk zhduket kurrë. Shikoi Hënën, a mos është ky Zoti im? Ky është më i madh, tha në vetëvehte. Mirëpo edhe Hëna humbi. Jo, tha edhe ky është gabim. Shikoi diellin, ky është më i madhi, ndoshta ky është Zoti im. Kur perëndoi edhe dielli, u bind me të vërtetë se as dielli, as hëna, as yjet nuk janë zotëra, por këto janë krijesa të Zotit. Zoti është krijuesi i gjithësisë, i gjithçkaje. Ai ekziston gjithmonë dhe vetëm Ai meriton të adhurohet dhe vetëm Atij duhet me iu drejtu.

PYETJE:

*1. Ku ka lindur Ibrahimi?*
*2. Çka dëshironte Ibrahimi a.s.?*
*3. Si e kuptoi Zotin e gjithësisë Ibrahimi a.s.?*

# IBRAHIMI ME TË ATIN

Derisa baba i Ibrahimit adhuronte idhujt Ibrahimi i tha babait të vet:

O babai im, pse po adhuron atë që as nuk dëgjon, as nuk sheh e as që ka mundësi të bëjë kurrfarë dobie për ty.

Babai tha: Këto janë Zotëra të prindërve dhe gjyshëve tanë.
Ibrahimi i tha: Më paso mua. Unë të udhëzoj në rrugë të vërtetë dhe të sigurtë.

Babai i tha: Ti je djali im, ti je i vogël të të dëgjoj.
Ibrahimi i tha: O babai im, mos e adhuro shejtanin. Vërtet shejtani ka qenë dhe është i padëgjueshëm ndaj Zotit të gjithëmëshirëshëm.

Babai i tha: Largohu, se do të të mbys.
Ibrahimi me zemërgjerësi tha: Do ti lutem Zotit tim që të të falë ty.

Kështu Ibrahimi u largua, duke e lënë prindin e tij të qetë në paqë por edhe duke shpresuar se një ditë do ta kuptojë realitetin dhe të vërtetën, kështu që të kthehet në rrugën e drejtë-Islame.

PYETJE:

*1. Çka i tha Ibrahimi a.s. babait të tij?*
*2. A e dëgjoi babai Ibrahimin a.s.?*
*3. Si u largua Ibrahimi a.s. prej prindit të tij?*

# IBRAHIMI ME MBRETIN

Nemrudi ishte mbret kriminel, e konsideronte veten Zot. Mendonte se mbretëria është gjithçka. Një ditë e takoi Ibrahimin e i tha: Kush është Zoti yt?

Ibrahimi a.s. tha: “Zoti im është Ai i cili ngjallë (çdo gjë) dhe i bën të vdesin (gjallesat).

Nemrudi tha: Unë ngjalli dhe i bëj të vdesin. Nemrudi kishte dy njerëz të burgosur, njërin e dënoi me vdekje (e mbytën) dhe tjetrin e liroi.

Ibrahimi tha: Vërtet Zoti e bie diellin nga lindja, ndërsa ti (nëse mundesh) sjelle nga perëndimi. Atëherë ai (Nemrudi) mbeti me gojë të hapur.

Thuhet se një njeriut i kishte ngordhur delja, e ja pruni Nemrudit dhe i tha: *ngjalle*. Mirëpo ai nuk mundi, atëherë ata që ishin prezentë filluan të qeshin.

Zoti i madhëruar e dënoi Nemrudin, ashtu që ia dërgoi një mizë ecila i hyri në vesh. Ajo ditë e natë i lëvizte derisa nuk mund të flinte as ditën e as natën, as nuk mund të pushonte derisa e rroku çmenduria. Nemrudi u tha bashkëpunëtorëve që t’ia hjekin kokën dhe t’ia vendosin një kokë prej arit. Ata i thanë po ti atëherë do të vdesësh. Ai me çmendurinë e tij tha po a vdes Zoti. Ia ndërtuan një kokë prej arit, ia sollën, ia prenë kokën dhe vdiq.

Zotit nuk mund t’i shpëtojnë pabesimtarët.

PYETJE:

*1. Kush ishte Nemrudi?*
*2. Si u zhvillua biseda në mes Nemrudit dhe Ibrahimit a.s.?*
*3. Si e dënoi Zoti i Madhëruar Nemrudin?*

# IBRAHIMIN NUK E DJEG ZJARRI

Populli i Ibrahimit adhuronin idhuj të shumtë. Një ditë derisa ata ishin nëpër shtëpitë e tyre Ibrahimi i theu të gjithë idhujt, përpos njërit i cili ishte më i madhi.

Kur shkuan i panë të thyer idhujt e tyre.

Kush i ka thyer, pyetën.

Disa thanë: *kemi dëgjuar për një djalosh i cili quhet Ibrahim*.

E morën Ibrahimin dhe e pyetën: A ti ke vepru kështu me Zotërat tanë? Ibrahimi tha: Po mos ka vepru kështu më i madhi i tyre? Pyetni atë nëse ata zotërat flasin! Ata thanë: po si ti pyesim, ku e dimë se ata nuk flasin.

Ibrahimi tha: Po pse po i besoni, ata që as nuk flasin as nuk mund të dëgjojnë, as nuk mund të bëjnë dobi.

Nga kjo përgjegje u hidhëruan, dhe u pajtuan që të gjithë të mbledhin dru, t'i thërrasin të gjithë njerëzit dhe të ndezin zjarr të madh dhe në te të digjej Ibrahimi.

Vërtet ata i pregaditën drutë, e vendosën Ibrahimin në mesin e druve, Ibrahimi tha vetëm një fjali: **"HAS BIJALLAHU VE NIËMEL VEKIL"**

**"Më mjafton Zoti, nuk ka mbrojtës më të mirë se Ai".**

Zoti i Madhëruar menjëherë i doli në ndihmë dhe e mbrojti Ibrahimit duke i thënë zjarrit: O zjarr, bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin.

Njerëzit shikonin me habi, zjarri nuk e djeg Ibrahimin, Ai ulur në mes të zjarrit me një buzëqeshje të lehtë dhe të ëmbël. E falënderon Zotin dhe vazhdon rrugën e tij.

PYETJE:

*1. Çka bëri Ibrahimi a.s. me idhujt?*
*2. Si u zhvillua biseda në mes Ibrahimit dhe popullit të tij?*
*3. Çka tha Ibrahimi a.s. kur e vendosën në zjarr?*
*4. A i doli në ndihmë Zoti i Madhëruar Ibrahimit a.s.?*
*5. A e djegi Ibrahimin a.s. zjarri?*

# ZOTI I NGJALLË TË VDEKURIT

Ibrahimi a.s. ka pasur dëshirë t'i vështrojë gjërat, t'i hulumtojë, t'i vërtetojë, ta studiojë gjithësinë dhe ambientin të cilin e rrethon, pse ashtu i forcohet besimi dhe i qetësohet zemra. Kështu e pyeti Zotin edhepse besonte dhe ishte i bindur: Si i ngjallë të vdekurit. Zoti i tha: a nuk po beson. Ibrahimi tha: Po gjithësesi besoj por dëshiroj që të më qetësohet zemra ime.

Atëherë Zoti i Madhëruar e urdhëroi që t'i marrë katër zogj, t'i presë, të përziejë gjakun e tyre, puplat e tyre, pjesët e trupit të tyre dhe t'i shpërndajë në katër anë të kodrave e pastaj t'i thërrasë.

Ashtu veproi Ibrahimi e pastaj i thirri zogjtë. Kur papritmas i sheh se si pjesët e trupit të zogjve bashkohen në ajër dhe formohen sikur në gjendjen e mëparshme dhe shkojnë duke fluturuar në drejtim të Ibrahimit.

PYETJE:

1. *Pse Ibrahimi a.s. kishte dëshirë të vështrojë dhe t' i hulumtojë gjërat?*
2. *Çka e urdhëroi Zoti i Madhëruar Ibrahimin a.s.*

# ISMAILI A.S.

Pasi kishte shpëtuar Ibrahimi a.s. nga zjarri iu lut Zotit: O Zoti im, më jep një djalosh të mirë dhe fisnik.

Zoti i Madhëruar ia pranoi lutjen dhe pasi u martua me Haxheren i lindi një djalë i mirë të cilin e quajti Ismail.

Pasi i lindi djali Ibrahimi a.s. përgaditit pak ushqim, ia dha Haxheres dhe udhëtoi deri në një shkretëtirë të largët. Aty u përshëndet me foshnjen e Haxheren, e tha: O Zoti ynë, unë vendosa pasardhësit e mi në kodrinën pa pemë e perime, pa bimë aty, ku do të jetë shtëpia Jote e bukur.

Haxherja i tha Ibrahimit a.s. A Zoti të ka urdhëruar për këtë? Ibrahimi iu përgjigj: “Po”.

Atëherë nuk do të na humbë Zoti, do të më ndihmojë mua dhe foshnjen – tha Haxherja .

Ibrahimi a.s. u kthye nga kishte ardhur. Haxherja me foshnjen mbetën në mes të shkretëtirës, ushqimi iu harxhua, uji iu harxhua, dielli i fortë përcëllonte, fëmija filloi të qajë. Nëna nuk mund ta duronte fëmiun duke qajtur, shikoi majtas, shikoi djathtas, ç’të bënte? U nis në drejtim të kodrës Safa. Nuk gjeti asgjë. U kthye dhe shkoi në drejtim të kodrës Merva. Prapë nuk gjeti asgjë. Kështu veproi shtatë herë, por kot. E lodhur u kthye në drejtim të foshnjes. Ç’të sheh? Ismaili buzëqesh pse melaqja pranë tij e kishte afruar ujin, u gëzua pa masë, u afrua te uji. Uji gurgullonte me të madhe. Haxherja tha: ZEMI JA MUBEREK ZEMI. “*Ndale hovin e madh o ujë i bekuar, ndale*”. Kështu edhe sot e kësaj dite ky burim quhet burim Zem-Zem, apo ujë i Zem-Zemit.

Pas një kohe një fis arab duke kaluar në atë drejtim, kërkoi prej Haxheres të pijë ujë. Haxherja bëmirëse i lejoi që ai fis të pinte ujë. Uji është burim i jetës, burim i gjallërisë. Ky fis më vonë vendosi të banojë në këtë vend të bekuar. Me këtë fis u rrit Ismaili, e mësoi gjuhën arabe prej tyre dhe vazhdoi të kalojë jetë të lumtur me të. Për këtë arësye ardhësit e Ismailit janë të arabizuar e prej tij pas një kohe të gjatë do të lindë më i miri i njerëzimit Muhamedi a.s.

PYETJE:

1. *Çfarë lutje kishte bërë Ibrahimi a.s. pasi kishte shpëtuar nga zjarri?*
2. *A ia pranoi lutjen Zoti i Madhëruar?*
3. *Pasi lindi Ismaili, si veproi Ibrahimi a.s.?*
4. *Çka i tha Haxherja Ibrahimit a.s. dhe si iu përgjigj?*
5. *Pasi nuk mund ta dëgjonte fëmiun duke qajtur çka bënte Haxherja?*
6. *Kush ia kishte afruar ujin Ismailit a.s.?*
7. *Çka i tha ujit Haxherja?*
8. *Kush kaloi në afërsi të ujit Zem-Zem?*
9. *A u lejoi Haxherja të pinin ujë?*
10. *Si u rrit Ismaili a.s.?*
11. *Kush është pasardhës i Ismailit a.s.?*

# SAKRIFICA E ISMAILIT A.S.

Baba gati për çdo vit e vizitonte të birin, e donte shumë, ia mësonte atij namazin. Kishte kujdes, e edukonte e në anën tjetër djali ishte shumë i mirë, i zgjuar dhe i sjellshëm dhe i shkonte për shtati babës së tij.

Ibrahimi a.s. kishte parë ëndërr duke e bërë djalin kurban, mendoi mos ishte ndërhyrje e shejtanit në ëndrrën e tij, mirëpo kur e pa për të dytën herë, edhe për të tretën herë e kuptoi se ishte urdhër prej Zotit të Madhëruar. Pse ëndërrat e pejgamberëve janë realitet, shkoi te djali e i tha: O biri im, vazhdimisht po shoh në ëndërr, duke të të bërë ty kurban. Shiko çka thua ti?

Kur e kuptoi Ismaili me bindje të fortë e plot iman, tha: O baba im, vepro ashtu siç je urdhëruar. Nëse dëshiron Zoti do të jem prej durimtarëve të vërtetë e do të sakrifikohem për Zotin e Madhëruar pa u hamendur fare.

U përgadit baba me pre djalin, ia lidhi duart, e rrëzoi për tokë, mori thikën e ia vuri në fyt. Në atë moment Xhebraili ia pruri një dash Ibrahimit e i tha: Preje kurban dashin në vend të djalit. Ti veç e ke realizuar ëndrrën tënde. Ne kështu i shpërblejmë bëmirësit. Kjo me të vërtetë është sprovim i fortë.

PYETJE:

*1. A e vizitonte babai të birin?*
*2. Çfarë ëndrre kishte parë Ibrahimi a.s.?*
*3. Çka i tha Ibrahimi a.s. të birit të tij?*
*4.  Si iu përgjigj biri babës së tij?*
*5 Çka ndodhi kur u përgadit Ibrahimi a.s. me ba kurban Ismailin a.s.?*

# NDËRTIMI I QABES

Ibrahimi a.s. me të birin Ismailin a.s. i kanë ngritur themelet e Qabes së bashku, pasi e kanë përfunduar punën e kanë bërë këtë lutje:

**“O Zoti ynë, pranoj prej neve. Vërtet Ti dëgjon. Je i ditur. Zoti ynë, na bën neve muslimanë, edhe pasardhësit tanë bëni buslimanë te Ti. Na trego rregullat e adhurimit ndaj Teje. Pranoje pendimin tonë, se vërtet Ti i pranon pendimet dhe je i Gjithëmëshirshëm”.**

VE IDH JERFE’U IBRA*A*HI*I*MUL KAVA*A*’IDE MINEL BEJTI VE ISMA*A*’I*I*LU RABBENA*A* TEKABBEL MINNA*A* INNEKE ENTES SEMI*I’*UL ALI*I*M.
RABBENA*A* VEXH’ALNA*A* MUSLIMEJNI LEKE VE MIN DHURR-RRIJ-JETINA*A* UMMETEN MUSLIMETEN LEKE VE ERINA*A* MENA*A*SIKENA*A* VE TUB ‘ALEJNA*A* INNEKE ENTET-TEVVA*A*BURR-RRAHI*I*M.

PYETJE:

*1. Kush e ka ndërtuar Qaben?*
*2. Çfarë lutje kanë bërë Ibrahimi a.s. dhe Ismaili a.s. pasi e përfunduan Qaben?*

# IS'HAKU A.S.

Kishin kaluar vite e vite, Ibrahimi a.s. ishte plakur po ashtu edhe bashkëshortja e tij Sara ishte plakë.

Gjatë tërë jetës me këtë bashkëshorte Ibrahimi a.s. nuk kishte pasur fëmijë.

Një ditë në shtëpinë e Ibrahimi a.s. erdhën tre vizitorë. Ibrahimi a.s. i donte shumë musafirët. Musafirët e përshëndetën Ibrahimin a.s. me përshëndetjen e ngrohtë Islame:
"ESELAMU ALEJKUM". U gëzua shumë Ibrahimi a.s. dhe me të shpejtë u pregaditi atyre një viç të majmë.

Ata tre vizitorë nuk ishin njerëz të rëndomtë por ishin tri melaqet e Zotit: Xhebraili, Istrafili dhe Mikaili.

Melaqet e Zotit janë të krijuara vetëm për adhurim, ata as nuk hanë as nuk pinë. Kështu asnjëri prej tyre nuk iu afru ushqimit. Ibrahimi a.s. filloi të frigohet pse nuk hanin ushqim. Ndërsa ata i thanë: mos u frigo, ne jemi tre melaqet e Zotit, Xhebraili, Istrafili dhe Mikaili. Kemi ardhur me të përgëzu për një djalë të cilin do ta quajsh **Is-hak** e fjala Is-hak d.m.th. qesharak.

Sara e cila ishte pranë tyre tha: E si të lindi unë tani kur unë jamë plakë e po ashtu edhe burri im plak! Ajo u habit. Mirëpo, me të vërtetë ajo mbeti shtatzënë. Lindi djalin e shëndoshë e emroi me emrin Is-hak.

Ky djalë u bë i ditur i menqur, dhe pejgamber. Ai i thirrte njerëzit të besojnë në një Zot. Me udhëzu në punë të mira, me u largu nga punët e këqija. Me besu në Ditën e Gjykimit dhe në çdo gjë çka është për të mirën e njeriut.

Is-hakut a.s. i lindi një djalë të cilin e quajti Jakub – e donte shumë dhe e ka lutur Zotin e Madhëruar që të jetë djalë i bekuar.

PYETJE

*1. Deri në cilën moshë Ibrahimi a.s. dhe Sara nuk kishin pasur fëmijë?*
*2. Kush erdhi në shtëpinë e Ibrahimit a.s.?*
*3. Si e përshëndetën musafirët Ibrahimin a.s.?*
*4. A i donte Ibrahimi a.s. mysafirët?*
*5. Çka u përgaditi Ibrahimi a.s. musafirëve?*
*6. Kush ishin musafirët e Ibrahimit a.s.?*
*7. A iu afruan musafirët ushqimit dhe pse?*
*8. Me çka e përgëzuan musafirët Ibrahimin a.s.?*
*9. Çka tha Sara kur dëgjoi lajmin e mirë?*
*10. A lindi me të vëtrtetë Sara djalë?*
*11. Çka ndodhi kur u rrit djali?*
*12. Is-hakut a.s.- a i lindi djalë dhe si e emëroi?*

# LUTI A.S

Luti a.s ishte trim i pashoq. Kishte virtyte të larta, prandaj në çdo formë e luftonte të keqen dhe imoralitetin. Ai ishte djali i vëllaut të Ibrahimit a.s. Mirëpo deri sa Ibrahimi a.s. ishte ndalur në tokën e shejtë në Meke - Luti a.s kishte vazhduar rrugën për në qytetin Sadum. Populli i këtij vendi kishin veti të këqija.

Ndaleshin në rrugë dhe i maltretonin njerëzit, ishin trathëtarë nuk ndëgjonin, ishin arrogant e mbi të gjitha ishin të pamoralshëm pse shejtani ua kishte hijeshu rrugën e keqe e ata më shumë e donin errësirën se dritën e Zotit, më shumë e donin humbjen se udhëzimin.

Për këtë arsye e dërgoi Lutin a.s. t’i këshillojë t’i udhëzoj në rrugë të drejtë, mirëpo prap ata i mbullnin sytë e tyre, i mbulonin veshët e tyre dhe nuk ndëgjonin, jo vetëm se nuk ndëgjonin por përkundrazi vepronin edhe me keq e thonin: nëse ti Lut nuk largohesh prej neve, ne do të denojmë ty me dënim të dhimbshëm.

Zoti i Madhëruar kuptoi qëllimin e tyre. Dërgoi melaqet në formën e njeriut për t’i ndihmuar Lutit a.s.. Kur arritën në shtëpinë e tij gruaja e Lutit a.s. me njëherë e njoftoi popullin për musafirët e Lutit a.s.. Ata me të shpejtë u vërsulën për në shtëpinë e Lutita a.s për t’i keqtrajtuar musafirët. Kur i pa Luti a.s duke iu afru shtëpisë së tijë u pikëllua shumë për musafirët. U tha atyre leni të qetë, ata janë musafirët të mi.

Melaqet kur panë se Luti a.s. brengosej për ta, i thanë:

O Lutë merre familjen përpos gruas sate. Dhe nisu për t’u larguar nga ky qytet para se të agojë dita. Se ne jemi të dërguar prej Allahut për ta shkatëruar këtë popull të pamoralëshëm dhe të pa drejtë.

Para se të agojë dita Luti a.s. u largua me familje atëherë filloi një dridhje e fortë e tokës sa që kodrat u bënë rrafsh për tokë. Filloi qielli të errësohet e në vend të shiut mbi ta ra rrebesh gurësh, sa që shtëpitë e tyre u shkatërruan plotësisht. Populli i Lutit a.s. u zhduk, ndërsa mbetën shtëpit e shkatërruara dhe të zbrazëta.

Ky është argument i se Zoti i shkatërron dhe i zhduk të pamoralshmit dhe të padrejtit

PYETJE:

*1. Cilat ishin virtytet e Lutit a.s.?*
*2. Për ku kishjte vazhduar rrugën Luti a.s.?*
*3. Çfarë veti kishin populli Sadum?*
*4. Pse e dërgoi Zoti i Madhëruar Lutin a.s. te ky popull?*
*5. Çka i tha populli Lutit a.s.?*
*6. Ke e dërgoi Zoti i Mashëruar për t' i nkihmuar Lutit .s.?*
*7. A u pikëllu Luti a.s. për musafirët?*
*8. Çka i thanë melaqet Lutit a.s.?*
*9. Çka ndodhi me popullin pasi u largu Luti a.s. me familjen e tij?*

# JAKUBI A.S.

Jakubi a.s. është djali i Is-hakut a.s.  ndryshe jehuditë e quajnë Israilë që d.m.th Rob i Zotit. Is-haku a.s e kishte këshillu Jakubin që të shkojë në Irak dhe të vendoset aty për të jetuar. Kështu Jakubi e ndëgjoi babain e tij dhe shkoi në Irak. Atje u martu, filloi të kalojë jetë të lumtur ashtuqë Zoti i Madhëruarr i kishte dhuruar dymbëdhjetë fëmijë.

Prej tyre dhjetë ishin me bashkëshorten “Rahile” dhe dy me bashkëshortën “Leja” e këta dy ishin Jusufi a.s. dhe Benjamini.

Në Jusufin a.s. Jakubi kishte dashuri të madhe e donte shumë dhe kujdesej shumë për te. Kur ndëgjoi prej djemve të tij se e kishte hangër ujku ai me të drejtë nuk kishte besuar. Mirëpo nga pikëllimi dhe nga lotët për Jusufin iu kishin zbardhur sytë dhe gati ishte verbëruar. Kur mori vesh pas shumë viteve se Jusufi ishte gjallë shkoi në Egjypt, i erdhi shikimi pasi lëmoi sytë me këmishën e Jusufit a.s.

PYETJE:

*1. Kush është Jaëkubi a.s.?*
*2. Si e quajn Jahuditë Jaëkubin a.s.?*
*3. Çka d.m.th Israil?*
*4. Çka e kishte këshillu Is-haku Jaëkubin a.s?*
*5. Ku shkoi Jakubi a.s.?*
*6. Sa djem kishte Jaëkubi a.s.?*
*7. Cilin prej djemve e donte shumë Jaëkubi a.s.?*
*8. A besoi Jakubi a.s. kur mori lajmin se Jusufin a.s. e kishte hangër ujku?*
*9. Çka ndodhi me Jaëkubin a.s. derisa mori vesh se Jusufi a.s. është gjallë?*
*10. Si i erdhi shikimi Jaëkubit a.s.?*

# VDEKJA E JAËKUBIT DHE POROSITË E TIJ BIJVE TË VET

Jakubi a.s. ka vdekur në Egjypt.
E kishte porositur Jaëkubi a.s. të birin e tij Jusufin a.s. që kur të vdes ta varroste pranë babës së tij Is-hakut a.s. në Palestinë.

Para se të vdiste i kishte tubuar të gjithë fëmijët. Fëmijët mendonin se baba i tyre do të ju linte trashëgiminë e pasurisë.

Pas një heshtje Jaëkubi a.s. ju tha bijëve të tij:

Ke do ta adhuroni pas meje?

Jaëkubi a.s .nuk brengosej për asgjë por vetëm për fenë e tyre. I kishte edukuar ata në fenë e pastër Islame të gjyshit të tyre Ibrahimit a.s. dhe Is-hakut. I kishte edukuar të besonin në një Zot. Zotin e qiellrave dhe të tokës. Zotin sundimtar të gjithësisë, furnizues të gjallesave, Mëshirues të pakufishëm. I kishte edukuar të besonin në Xhenet e Xhehenem, i kishte mësuar për vdekjen dhe dënimin në varr, i kishte mësuar se të gjithë pejgamberët prej Ademit a.s. kishin besuar në një zot, kishin kryer një mision edhe pse kishin jetuar në kohëra të ndryshme në vende të ndryshme dhe kishin pas gjuhë të ndryshme.

Të gjithë fëmijët iu përgjigjën:

***Adhurojmë zotin tënd dhe zotin e babës tënd dhe gjyshëve Ibrahimit, Ismailit, Is-hakut zot Një (nuk ka tjetër përpos Atijë). Ne atij iu kemi dorëzu dhe jemi bërë musliman.***

***Ne jemi musliman.........musliman, musliman.*** Nga kjo përgjegjeje shëndriti fyryra e Jaëkubit. Dhe dha jetë i lumtur pse ia kishte lënë fëmijëve të tyre fenë Islame.

PYETJE:

*1. Ku ka vdekur  Jaëkubi a.s.?*
*2. Ku është varrosur Jaëkubi a.s.?*
*3. Pse është varrosur Jaëkubi a.s në Palestinë.?*
*4. Për çka brengosej Jaëkubi a.s.?*
*5. Si i kishte edukuar fëmijët Jaëkubi a.s.?*
*6. Si iu përgjigjën fëmijët Jaëkubit a.s.?*

# JUSUFI A.S.

Jaëkubi a.s. kishte shumë fëmijë. Kur lindi Jusufi, djali i hjeshëm, i mençur, i dashur, i kujdesshëm, i sjellshëm e kuptoi Jakubi se do të jetë pejgamber.

Jakubi a.s. çdo ditë pas dreke kishte zakon të ulej, dhe rreth e rrotull i tubonte fëmijët e tij që të bisedonte me ta dhe t'i këshillonte. Çdo herë në prehër e mbante Jusufin. Kjo sjellje ndikoi që ta urrenin vëllezërit Jusufin a.s.

Një ditë të bukur pranvere Jusufi a.s. i tha babës së tij:

**Unë në ëndërr i kamë parë njëmbëdhjetë yje, diellin dhe hënën duke më bërë sexhde.** Baba posa i ndëgjoi i tha: O biri im këtë ëndërr mos ia trego vëllezërve se do të të pregaditin kurtha. Vërtetë shejtani është armik i hapur i njeriut.

Edhe pse Jusufi e ndëgjoi babën e tij, nuk ua tregoi endërrën vëllezërve të tyre, ata mendonin dhe e dinin se baba i tyre e don më së shumti Jusufin.

Njëri vëlla tha: Baba e do më së shumti Jusufin.
Tjetri tha: ne e meritojmë të na dojë më shumë se ate,
I treti tha: Vërtetë baba është në humbje të sigurtë,
I katërti tha: Ta vrasim Jusufin.
I Pesti tha: Hudheni në fund të ndonjë bunari, e merrë atë dikush prej udhëtarëve,
I gjashti tha: Ky i fundit është mendimi më i miri.

Shkuan të gjithë së bashku e i than Jaëkubit – babës së tyre. Dërgoje Jusufin të luaj së bashku me ne dhe le të hajë pemë.

Babai tha: Frigohem mos e ha ujku.Njëri prej tyre tha: Mos u frigo ne jemi shumë, do të kujdesemi dhe do ta ruajmë atë.

E morën vëllezërit Jusufin e hodhën në një bunar të thellë, dhe u kthyen te babai i tyre e i thanë: Jusufin e ka hëngër ujku, ja këmisha e përgjakur si dëshmi që të besosh se e flasim të vërtetën.

Jakubi tha: Durimi është më i vlefshëm dhe nuk kërkoi më shumë prej tyre. Një karavan duke ardhur prej Sirisë për të shkuar

në Egjypt u ndal për të pushuar dhe për të pirë ujë. Një njeri e hodhi kovën në bunarë kur papritmas u gëzua pse kovën e nxori së bashku me Jusufin a.s.

Kur shkuan në Egjypt e shitën Jusufin a.s. me një çmim simbolik. Jusufin e bleu ministri i cili i tha gruas së vet të kujdeset sikur me pasë djalë.

PYETJE:

*1. Pse e donte Jakubi a.s. Jusufin?*
*2. Çfar zokoni kishte Jakubi a.s.?*
*3. Çka i tregoi Jusufi a.s. babës së vet?*
*4. Çka e këshilloi Jakubi a.s. birin e tij?*
*5. Çka mendonin vëllezërit për Jusufin a.s.?*
*6. Çka i thanë djemt babës së tyre?*
*7. Si vepruan vëllezërit me Jusufin a.s.?*
*8. Çka tha Jakubi kur ndëgjoi lajmin e hidhur?*
*9. Kush e mori Jusufin a.s.?*
*10. Ku e dërguan Jusufin a.s.?*

# JUSUFI NË PALLAT

Jusufi rritej pa brenga në pallatin e ministrit. Zoti i Madhëruar i dha bukuri, dituri dhe mençuri.

Bukuria e tij e shtyri gruan e ministrit që të dashurohej në të. Ajo filloi që të zbukurohej për Jusufin, mirëpo Jusufi a.s. nuk tregonte interesim për të.

Kur e pa “Zulejha” gruaja e ministrit se ai e refuzonte e ftoi një ditë dhe ia mbylli derën e u pregaditë që të flejë së bashku me Jusufin.

Jusufi a.s iku me të shpejtë, afër derës e takoi ministri. Ai e kuptoi se Zulehaja ishte gabim e i tha Jusufit, largohu nga ajo ndërsa gruan e tij e këshilloi që të kërkoi falje për gabimin e bërë.

Në qytet u përhap lajmi. Gruaja e ministrit i ftoi të gjitha gratë e qytetit, u dha nga një mollë dhe thikë për të qëruar mollën dhe e urdhëroi Jusufin të hyjë në mesin e tyre. Kur e panë bukurinë e Jusufit, gojëhapur mbetën e thanë: Nuk është ky njeri, me siguri është engjull fisnik. I prenin duart e tyre e nuk e ndienin dhembjen por vetëm atëherë kur doli Jusufi a.s.

Edhe pse Jusufi a.s. ishte i drejtë trathëtia e shtyri atë që pas një kohe të hudhët në burg.

PYETJE:

*1. Si rritej Jusufi a.s. në pallat?*
*2. Pse e donte Zulehaja Jusufin a.s.?*
*3. Si veproi Zulehaja me gratë e qytetit?*
*4. A ishte i drejtë Jusufi a.s.?*
*5. Pse hyri në burg Jusufi a.s.?*

# JUSUFI NË BURG

Në burg Jusufi a.s. i takoi dy shokë. Që të dy kishin parë nga një ëndërr. Jusufi a.s tha: më tregoni se çka keni parë në endërr.

I pari tha: kamë parë duke shtrydhë rrush dhe duke pirë raki.

I dyti tha: kam parë se si mbaja bukë mbi kokë e shpendët hanin në të.

Jusufi a.s. të parit i tha do të shpëtosh dhe do t'i shërbesh ministrit ndërsa të dytit i tha se ti do të gjykohesh me vdekje.

Vërtetë ashtu siç i komentoi ëndërrat edhe ndodhi, njëri u lirua e tjetri u dënua me vdekje.

Mbreti kishte parë një ëndërr shtatë lopë të dobëta duke i ngrënë shtatë lopë të majme.

E ftoi popullin t'ia komentojnë ëndërrën, mirëpo askush nuk ishte në gjendje ta komentojë. Kur e ftuan Jusufin nga burgu u tha atyre. Shtatë vjet do të ketë shi, e pastaj shtatë vjet tjera do të jetë shumë kohë e nxehtë dhe e vështirë për të jetuar.

Mbretit i pëlqeu ky komentim e liroi nga burgu dhe e emëroi ministër të financave.

PYETJE:

*1. Ke e takoi në burg Jusufi a.s.?*
*2. Çfarë ëndërra kishin parë shokët e Jusufit a.s.?*
*3. Si i komentoi Jusufi a.s. ëndërrat e shokëve të tij?*
*4. Çjar ëndërre kishte parë mbreti?*
*5. Si e komentoi ëndrrën e mbretit Jusufi a.s.?*
*6. A i pëlqeu mbretit komentimi i ëndrrës?*

# JUSUFI MINISTËR

Jusufi a.s. menjëherë e filloi punën me seriozitet, për çdo vjet nga të korrat që i mbledhte i siguronte në magacina për kohë të vështira.

Pas kohëve të mira filloi thatësi. Në Palestinë ku ishin vëllezërit e Jusufit a.s. kishte mungesë të ushqimit. Jakubi a.s. i dërgoi fëmijët në Egjipt për ushqim. Kur arritën në Egjypt – Jusufi a.s. i njihte vëllezërit e tij, mirëpo ata nuk e njihnin.

I pyeti: Sa vëllezër jeni.

Ne jemi njëmbëdhjetë vëllezër u përgjigjën.

Po ku është i njëmbëdhjeti, ju jeni këtu dhjetë.

Ata thanë: kemi një vëlla të vogël, mirëpo baba frigohet për te dhe nuk e ka lejuar të vijë me ne.

Atëherë merreni kësaj radhe ushqimin mirëpo herën tjetër nuk do të ketë ushqim për juve nëse nuk e sjellni vëllaun e vogël.

U kthyen vëllezërit e Jusufit a.s. në shtëpinë e tyre me plot ushqim. Ata ishin të gëzuar, poashtu edhe Jaëkubi u gëzua. Mirëpo, ky gëzim ishte i shkurtë, kur i thanë djemtë Jaëkubit a.s. se herën tjetër nëse nuk e marrin Benjaminin, vëllaun e vogël, nuk do t'u jep ministri i Egjiptit ushqim.

Jakubi a.s. mendoi. U tha atyre: vetëm nëse betoheni dhe më premtoni do ta dërgoj me juve Benjaminin në Egjipt.

Vëllezërit u betuan se do ta ruajnë vëllaun e tyre. Atëherë Jaëkubi a.s. tha: Allahu është ruajtësi më i miri. Ai është më i mëshirshmi i të gjithë mëshiruesëve.

Pastaj u gëzuan të gjithë, mirëpo në fund Jaëkubi a.s. u tha: Pasi të shkoni në Egjypt- Mos hyni nga një derë, por hyni nga dyer të ndryshme.

Shkuan vëllezërit në Egjypt me vëllaun e tyre Benjaminin. Vepruan sikur i kishte këshillu babai i tyre.

Pasi u takua Jusufi a.s. me Benjaminin i tha atij. Unë jam vëllau yt.

I përmalluar Benjamini për Jusufin a.s. e përqafoi me të fortë. Ndëgjo i tha Jusufi a.s.: Mos i trego askujt. Ti do të ndalesh me mua në Egjypt për të vuajtur dënimin.

U kthyen vëllezërit e pikëlluar në shtëpi, i thanë babait të tyre: O baba djali yt ka vjedhë.

Ne flasim të vërtetën, por ti prapë nuk po beson. Jaëkubi a.s. duroi e duroi, duroi më shumë se kurdoherë tjetër. Ishte i bindur se Zoti do ta shpërblente për durimin e tij dhe do t'ia kthente të dy djemtë e humbur.

PYETJE:

*1. Çka punonte Jusufi a.s. si ministër?*
*2. Ku i dërgoi djemt e tij Jakubi a.s.?*
*3. Pse i dërgoi djemt në Egjypt Jakubi a.s.?*
*4. Çka ju tha djemve të Jakubit a.s Jusufi a.s pasi u dha ushqim atyre?*
*5. Çka i thanë djemt babës së tyre?*
*6. Çka kërkoi Jakubi a.s. prej djemve të tij?*
*7. Çka i këshilloi djemt Jakubi a.s.?*
*8. Çka i tregoi Jusufi a.s Benjaminit?*
*9. Çfarë plani pregaditi Jusufi a.s. për ta ndalë Benjaminin?*
*10. Për çka ishte i bindur Jakubi a.s. kur ndëgjoi për lajmin e Benjaminit?*

# DURIMI SHPËRBLEHET

Qante, mirëpo qante kur ishte i vetmuar, ashtu ishte verbëruar. Fëmijët e qortonin e thonin se ti po mërzitesh shumë e kjo të ka verbëruar.

Atëher Jaëkubi a.s. tha : O bijt e mi, shkoni dhe hulumtoni (në Egjypt) për Jusufin dhe vëllain e tij, e mos e humbni shpresën nga mëshira e Allahut, pse vetëm populli pabesimtarë e humb shpresën e Allahut.

Kur shkuan kësaj radhe në Egjypt, Jusufi a.s i pyeti: A e dini si keni vepru me Jusufin dhe vëllain e tij.

Vëllezërit me habi thanë: nga e di ti për Jusufin.

Jusufi a.s. tha: po unë jamë Jusufi e ky është vëllau im.

Vëllezërit e ulën kokën, u turpëruan, dhe e pranuan gabimin e tyre e kërkuan falje nga Jusufi a.s. Jusufi me zemërgjërësi u tha:
E lus Allahun të ju falë gabimin ai është më i mëshirshmi i të gjithë mëshiruesëve: Kthehuni në shtëpi, merrni këtë këmishë dhe lëmoni sytë e babait dhe do t'i kthehet shikimi.

Vërtetë ndodhi mrekullia e Allahut. Jakubit a.s. i erdhi shikimi dhe se bashku me djemtë dhe familjen e tij shkoi në Egjypt te Jusufi a.s. dhe vendosi të jetojë atje.

Jusufi a.s. i priti me zemërgjërësi e i tha babës së tijë: O babai im, kjo është domëthënja e ëndrrës sime të mëparëshme. Zoti im tani e bëri realitet.

PYETJE:

*1. Çka u tha Jakubi a.s. djemve të tij kur i përcolli për në Egjypt?*
*2. Çka i pyeti Jusufi a.s. vëllezërit e tij?*
*3. A e pranoi gabimin e vëllezërve Jusufi a.s.?*
*4. Çka ndodhi me Jakubin a.s. kur lëmoi sytë me këmishën e Jusufit a.s*
*5. Ku shkoi Jakubi a.s. me familjen e tij?*
*6. Si e priti Jusufi familjen e tij?*

# SHUAJBI A.S.

Jetonte Shuajbi a.s. në qytetin Medjen. Ky qytet ishte i njohur në zhvillimin e bujqësisë dhe ishin tregtarë mirëpo nuk e falënderonin Allahun.

Kishin kopshte të gjëra, fryte të lloj-llojshme. Mirëpo, ky popull kishte vese të këqija. Prej këtyre veseve të këqija po i përmendim:

Nuk e adhuronin Allahun, nuk e falënderonin për të mirat e tij, ishin tregtarë tradhtarë. Kur shitnin e linin masën e mallrave mangut, ndërsa kur blenin, merrnin më shumë se sa u takonte.

Ishin kriminel, rrugaq, udhëtarët i pengonin, i ndalnin, i maltretonin dhe ua merrnin pasurinë, talleshim me pejgamberin e Zotit.

Zoti i Madhëruar me mëshirën e tij e dërgoi Shuajbin për t'i drejtuar në rrugën e drejtë:

O populli im adhurojeni Allahun. Nuk ka zot tjetër përpos Tij. Kur matni mos paksoni as në masë, as në peshë. Mos ia paksoni njerëzve pasurinë e tyre – duke i tradhëtuar, dhe mos shkaktoni rrëmujë në tokë.

Duke u tallur i thanë: O Shuajb, nuk po të kuptojmë asgjë çka po flet ti, ne e dimë se ti je i dobët në mesin tonë. E sikur mos të ishte farefisi i yt ne do të të kishim mbytur me gurë. Shuajbi a.s. iu tha: Unë dëshiroj vetëm mirë për juve. Unë jamë i dërguar besnik, për juve, dëgjoni urdhërat e Allahut dhe frigohuni prej dënimit të Tij.

Kokëfortësia e tyre prap nuk dëgjoi por tha: Lëshoje, prej qielli ndonjë copë (dënimi) nëse e flet të vërtetën.

Shuajbi a.s prap me butësi u tha: Unë frigohem për juve se do të dënoheni siç është dënuar populli i Nuhit, Hudit dhe Lutit më herët.

Udhëheqësit e popullit i thanë Shuajbit a.s.: O Shuajb, ose do të të dëbojmë nga qyteti ynë - ty me besimtarët ose do të të kthejmë në fenë tonë.

Shuajbi a.s. kur përfundimisht e pa se nuk dëshirojnë të kuptojnë iu lut Zotit ta dënojë atë popull.

Atëher filloi një nxehtësi e madhe deri sa iu ngushtu frymëmarrja, iu djeg lëkura në trup, djersiteshin e djersët ishin të nxehta si vala. Kështu vazhdoi shtatë ditë.

Në ditën e tetë e panë një mjegull të zezë. Menduan se do të bjerë shi, por jo. Në vend të shiut mjegulla lëshonte zjarr, toka dridhej. Nuk kishin mundësi të iknin kështu që u shkatërruan të gjithë.

Shuajbi a.s. me besimtarët shpëtuan. Kështu Zoti i shpëton besimtarët e i shkatërron pabesimtarët.

Shuajbi a.s. kishte dy vajza. Njëra prej vajzave të Shuajbit a.s. u martua me Musën a.s.

PYETJE:

*1. Ku jetonte Shuajbi a.s.?*
*2. Me çka ishte i njohur qyteti Medjen?*
*3. Çfar vese kishin populli i Medjenit?*
*4. Çka i tha Shuajbi a.s. popullit të tij?*
*5. Si iu përgjigjën populli ftesës së Shuajbit a.s.?*
*6. Çka i thanë udhëheqësit e popullit Shuajbit a.s?*
*7. Si e dënoi Zoti i Madhëruar popullin e Medjenit?*
*8. Kush shpëtoi nga dënimi?*
*9. A kishte fëmijë Shuajbi a.s.?*

# MUSA A.S

Faraoni ishte mbret i Egjyptit.

Ai kishte parë ëndërr se do të lindë një djalë nga mesi i Beni Israilëve dhe do t'ia mirrte frontin. Për këtë arsye urdhëroi ushtrinë e tij që çdo fëmijë i cili lindë djalë nga mesi i Beni israilëve të mbytet.

Në këtë kohë të vështirë lindi Musa a.s. Nëna e Musës u frigua se do t'ia mbytnin djalin në djep. Posa lindi djalë, e përqafoi, e ledhatoi, e puthi në faqe, e mbështjelli mirë dhe e futi në një sanduk. Sandukin e hudhi në lumin Nil, ndërsa vajzës së saj i tha: përcjelle deri ku do të shkojë sanduki. Për habi sanduku lundroi drejtë në pallatin mbretërorë të Faraonit.

Rojtarët e panë sandukun dhe ia sjellën mbretëreshës (gruas së Faraonit). Ajo kur e hapi sandukin u gëzua pa masë kur e pa se në të ishte foshnja e posalindur.

E mori në përqafim shkoi te mbreti Faraon e i tha: këtë djalë do ta ruajmë, do ta rrisim si fëmijën tonë e askush nuk do të na hetojë.

Faraoni pranoi. Pastaj mbretëresha kërkonte grua me pagesë për t'i dhënë qumësht fëmijës.

Musa nuk e pranonte gjinin e asnjë gruaje. Në atë moment motra e Musës a.s. i tha mbretëreshës. E di një grua në fund të qytetit. Ndoshta gjinin e sajë do ta pranojë foshnja.

Kur erdhi nëna e Musës a.s. ai e pranoi gjinin. Mirëpo askush nuk e kuptoi se ajo ishte nëna e tij. Kështu pikëllimi iu largua edhe nënës së Musës a.s. e në të njejtën kohë edhe Musa a.s. u rritë në gjirin e nënës së tij.

Kaluan shumë vite, Musa a.s. u rrit. Të gjithë mendonin se ai ishte djali i Faraonit, mirëpo Musa a.s. ishte i sigurtë se ishte biri i Beni Israilëve.

Një ditë prej ditëve derisa Musa kalonte përmes qytetit pa se si një person i familjes së Faraonit ishte ngatërruar me një të familjes së Beni Israilëve. Musa a.s. pa hamendje i ndihmoj Beni Israelit. I ra me grusht personit të familjes së Faraonit e ai ra i

vdekur për tokë. Musa a.s. nuk kishte qëllim për ta mbytur, mirëpo atij i ra pika nga inati dhe vdiç.
Për fat askush nuk e hetoi se Musa a.s. e kishte mbytë.

Ditën tjetër ndodhi prap ngatërrim i të njejtit person të Beni Israilëve me një person tjetër të familjes së Faraonit. Kësaj radhe Musa a.s. ishte më i kujdesshëm. Iu kthye personit të Beni israilëve e i tha: Me të vërtetë ti je ngatërrestarë e ai nga friga i tha: A dëshiron të më mbytësh sikur që e mbyte dje personin nga familja e Faraonëve!?

Këtë fjalë e dëgjuan ata që ishin afër dhe u përhap lajmi se Musa a.s. e kishte mbytur një person nga familja e Faraonit.

Kur mori vesh Faraoni për këtë lajm urdhëroi ushtrinë për ta zënë Musën a.s. për ta mbytur. Mirëpo një ushtar i Faraonit i cili besonte në Zotin, fshehtazi shkoi me të shpejtë te Musa e i tha:

Ik nga ky vend e shpëto se kanë vendosur të të vrasin.

PYETJE:

*1. Kush ishte Faraoni?*
*2. Çka kishte parë në ëndërr Faraoni?*
*3. Çka kishte urdhëruar Faraoni?*
*4. Si veproi nëna kur lindi Musa a.s. ?*
*5. Në çfar drejtimi lundroi sanduku?*
*6. Kujt ia dërguan rojtarët sandukun?*
*7. Kush u gëzua kur pa se në sanduk ishte një foshnje?*
*8. Çka i tha mbretëresha Faraonit për foshnjen?*
*9. Çka i kërkonte mbretëresha Faraonit për foshnjen?*
*10. Gjinin e kujt e pranoi foshnja?*
*11. A iu largue pikëllimi nënës së Musës a.s.?*
*12. Çka mendonin të tjerët për Musën a.s. ?*
*13. A e dinte Musa a.s. se ishte Beni Israilë?*
*14. Çka pa Musa a.s. në qytet?*
*15. Cilit i ndihmoi Musa a.s.?*
*16. Çka ndodhi me personin e familjes së Faraonit?*
*17. Çka ndodhi ditën tjetër?*
*18. Si u kuptua se Musa a.s. e ka mbytë njeriun e familjes së Faraonit?*
*19. Kur mori vesh Faraoni, çka urdhëroi?*
*20. Kush i tregoi Musës a.s. për urdhërin e Faraonit?*

# MUSA A.S. NË QYTETIN MEDJEN

Në mesnatë Musa a.s. me të shpejtë u largua nga Egjypti dhe u nis në drejtim të Medjenit. Rruga e vështirë e kishte lodhur dhe ishte ndalë pranë një lisi për të pushuar. Papritmas i pa dy vajza me bagëti dhe u tha: Çka keni, çka po pritni?

Vajzat thanë: babai ynë është plakur, bagëtia jonë nuk mund të pi ujë tek burimi deri sa të shkojnë barijtë.

Musa a.s. e kuptoi pse vajzat nuk mund të përziheshim me djemtë. Mori bagëtinë e i qoi te burimi dhe me të shpejtë u kthye, ndërsa vajzat morën bagëtinë dhe shkuan në shtëpi.

Musa a.s. u ul pranë një lisi e iu lut Zotit: O Zoti im më furnizo me të mirat Tua.

Pas një kohe njëra prej vajzave erdh te Musa a.s. dhe i tha: Të fton babai ynë, me të shpërblyer par atë që na ke ndihmuar me i dhënë ujë bagëtisë.

Musa a.s. shkoi në shtëpinë e tyre. Baba i tyre ishte Shuajbi a.s. Pas një bisede të shkurtër Shuajbi a.s. i tha: Unë dëshiroj të martohesh me njërën prej vajzave të mija me kusht që të jesh punëtor i imi tetë vite e nëse dëshiron mundesh me qëndru dhjetë vite.

Fytyra e Musës a.s. shëndriti, u gëzua dhe pranoi këtë marëveshje dhe qëndroi në qytetin Medjen dhjetë vite të plota.

PYETJE:

*1. Ku shkoi Musa a.s.?*
*2. Çka pa te burimi i ujit Musa a.s. ?*
*3. Si iu ndihmoi Musa a.s. vajzave?*
*4. Si u lut Musa a.s. ?*
*5. Kush e kishte ftuar Musën a.s.?*
*6. Kush ishte babai i vajzave?*
*7. Çka i tha Shuajbi Musës a.s.?*

# NË KODRËN E SHENJTË TUVA

Pas dhjetë viteve Musa a.s. u largua nga qyteti Medjen. Dëshironte të kthehej në Egjypt. Kaloi nëpër male e shkretëtira. Në një natë të ftohtë Musa a.s. ishte në një kodrinë. Patritmas nga lartë u pa një dritë që shkëlqente.

Musa a.s. i tha gruas së tij të pushojë pak deri sa të shkoj atje të shoh mos është ndokush, ta marr pak zjarr e pastaj të ngrohemi ose ndokush edhe na tregon rrugën.

Kur shkoi Musa a.s. te ajo dritë e fortë ndëgjoi një zë: **O Musa, Vërtetë unë jamë Zoti yt. Ti je në luginën e shejtë Tuva. Hiqi nallet që i ke mbathur.**

Musa a.s. filloi të frigohet, i hjeki nallet dhe u përqëndrua në vend që të ndëgjojë. Atëher ndëgjoi përsëri fjalët.

**Unë të zgjodha ty (për pejgamber), prandaj ndëgjo mirë çka po të shpallet. Vërtetë, vetëm unë jam Allahu, nuk ka Zot përpos Meje, pra mua më adhuro dhe fale namazin për të më kujtuar Mua.**

Zoti i Madhëruar e pyeti Musën a.s : Çka ke në dorë o Musa?, Musa a.s. iu përgjegj: kam shkopin me të cilin kryej punë të ndryshme e posaçërisht e përdori për dhentë. Zoti i Madhëruar i tha: Hudhe. Kur e hudhi shkopin, ai u shëndërrua në gjarpër të vërtetë. Filloi Musa a.s. të frigohej.

Zoti i Madhëruar i tha: Mos u frigo por kape. Pastaj Zoti i Madhëruar i tha Musës a.s.: Fute dorën në gjepin tënd.

Kur e futi dorën Musa a.s në xhep filloi t'i shëndriste dora nga drita e bardhë.

Zoti i Madhëruar i tregoi Musës a.s. se këto dy mrekulli t'i ofrova që të shkosh te Faraoni për ta drejtuar në rrugë të drejtë sepse ai i kishte tejkaluar kufijtë.

PYETJE:

*1. Pasi kaluan dhjetë vite, për ku u nis Musa a.s.?*

*2. Kur shkoi Musa a.s. te drita, çka dëgjoi?*

*3. Cilat mrekulli ia dha Zoti Musës a.s.?*

*4. Për çka ia dha dy mrekullitë Zoti Musës a.s.?*

# MUSA PËRSËRI NË EGJYPT

Musa a.s. shkoi e mori vëllaun e tijë Harunin dhe u nis për në Egjypt te Faraoni.

Kur arritën te Faraoni i thanë: Ne jemi pejgamber, liroi Beni Israilët, mos i mundo dhe kthehu në rrugë të drejtë.

Faraoni i tha Musës a.s.: A mos ke ndonjë argument se vërtetë ti je pejgamber!?

Musa a.s. e gjuajti shkopin e ai u shëndërrua në gjarpër, pastaj e nxorri dorën nga xhepi kur ajo shëndriste si yll i shkëlqyer.

Faraoni me shokët e tij menduan mos është magji kështu që i ftuan magjistarët dhe caktuan një ditë që të tubohen njerëzit dhe të shohin se kush do të fitojë.

Erdhi dita kur u takuan magjistarët me Musën a.s.. Magjistarët thanë: a po gjuan ti i pari apo ne, Musa a.s. u tha: filloni ju të parët. Magjistarët i gjuajtën litarët dhe litarët dukeshin sikur të ishin gjarpërinjë por në të vërtetë nuk ishin gjarpërinjë.

Kur Musa a.s. e gjuajti shkopin, shkopi menjëher u shëndërrua në gjarpër të vërtetë dhe i gëlltiti litarët që dukeshin si gjarpërinjë.

Magjistarët kuptuan mrekullinë e Musës a.s. dhe menjëherë ranë në sexhde e thanë: ne besojmë në Zotin e të gjithë botrave.

Faraoni u zemërua dhe ju tha magjistarëve: do të ju dënoj me një dënim të fortë pse besuat. Mirëpo ky besim nuk ndikoi te magjistarët por vetëm thanë: O Zoti ynë na jep durim dhe na bënë që të vdesim musliman.

PYETJE:

*1. Kur arritën në Egjypt Musa a.s. me Harunin, çka i thanë Faraonit?*
*2. Çka kërkoi prej Musës a.s. Faraoni?*
*3. Çka menduan Faraoni me shokët e tijë për mrekullitë e Musës a.s.?*
*4. Çka ndodhi kur u takuan magjistarët me Musën a.s.?*
*5. Çka ju tha Faraoni magjistarëve?*

# ÇDO VËSHTIRËSI KA LEHTËSINË

Vetëm kjo muxhize nuk i mjaftoi Faraonit. Për këtë arsye Zoti i Madhëruar i sjelli Musës a.s. mrekulli tjera. Karkalecat dhe bretkocat bënin zhurmë tërë natën dhe nuk i linin të flenë.

Morrat ngjiteshin në trup dhe nuk i linin të qetë. Gjaku iu paraqitej në ujë dhe nuk mundnin të pinë ujë. Pa fjetur, pa pushuar, pa ushqim, pa ujë, të gjitha këto e detyruan Faraonin me i thënë Musës a.s.: O Musa merri Beni Israilët e largohu nga këtu vetëm na lerë neve të qetë.

Musa a.s. mori Beni Israilët e u nis të largohej nga Egjypti. Musa a.s. u nis, kur arriti pranë detit, Zoti i Madhëruar i tha Musës a.s: bjeri detit me shkop dhe do të hapet rruga për të kaluar.

Në anën tjetër, pasi pushuan, bretkocat, morrat, karkalecat, e gjaku më nuk paraqitej në ujë, Faraoni pregaditi ushtrinë dhe u nis për ta zënë Musën a.s. me Beni Israilët. Kur arriti Faraoni në mes të detit, Musa a.s. vetëm kishte kaluar në anën tjetër.

Atëherë Zoti i Madhëruar i tha Musës a.s. t'i bjerë detit me shkop. Kur i ra Musa a.s. detit me shkop, deti i qarë në dysh u bashkua dhe e përmbyti Faraonin me ushtrinë e tij, ndërsa Musa a.s. me Beni Israilët shpëtuan.

PYETJE:

*1. Cilat ishin mrekullitë tjera të Musës a.s.?*
*2. Çka i tha Zoti i Madhëruar Musës a.s. kur arritën te deti?*
*3. Për çka e pregaditi Faraoni ushtrinë e tij?*
*4. Çka ndodhi me Faraonin dhe ushtrinë e tij?*
*5. Si kaloi Musa a.s. me Beni Israilët?*

# DAVUDI A.S

Beni Israilët një kohë të gjatë jetuan nëpër shkretëtirë. Ata shpresonin se një ditë do të hynë në tokën e shenjtë të Palestinës. Në Palestinë jetonin **amalikët**. Pas disa betejave amalikët kishin plaçkitur “tabutin” në të cilin ishte Tevrati i Musës a.s.

Beni israilët kërkuan prej pejgamberit të tyre Samvil që Zoti të ju dërgojë atyre një Mbret të fortë i cili do të fitonte kundër amalikëve.

Pejgamberi tha: Ai mbret është Taluti. Ata thanë me habi: Si mundet me qenë ai mbret kur ai është i varfër dhe nuk ka pasuri.

Pejgamberi prapë tha: Zoti i ka dhënë trup të shëndoshë, mendje të shëndoshë dhe dituri.

Ata thanë: Si mund ta kuptojmë këtë mençuri të tij? Pejgamberi tha: Atij do t’ia sjellin tabutin melaqet në dorë.

Vërtet ashtu ndodhi, Melaqet në dorë të Talutit ia sjellën tabutin në të cilin ishte Tevrati.

# SPROVIMI PËR LUFTË

Taluti u bë komandant i ushtrisë së Beni Israilëve. U nis për në Palestinë duke kaluar nëpër shkretëtirë. Ushtria ishte e lodhur dhe e etur për ujë. Kaluan pranë një lumi. Taluti u tha: Zoti do të ju sprovojë në këtë lumë. Kush pi shumë ujë nuk do të jetë në radhët e ushtrisë sime. Kush pi ujë vetëm sa kapë grushti, ai do të jetë në radhët e ushtrisë sime. Shumica pinë shumë ujë. Pakica pinë ujë sa ishte e nevojshme.

Taluti mori këtë ushtri të vogël dhe u nis për luftë.

# FUSHËBETEJA

**Xheluti** ishte komandant i amalikëve në Palestinë Ai ishte i fortë dhe i rrezikshëm. Kërkoi dyluftim para betejës. **Davudi** a.s. ishte djalë i ri por guximtar, trim i pashoq. Pranoi të dalë në dyluftim dhe e mbyti Xhelutin. Pas këtij rasti ushtria e Talutit fitoi kundër ushtrisë së Xhelutit, ndërsa Devudi a.s. fitoi përkrahje dhe simpati ndaj të gjithëve.

# DAVUDI A.S. PEJGAMBER

Zoti i madhëruar i ka dhënë Devudit a.s. mençuri dituri dhe e ka mësuar për gjithëçka.

Devudi a.s. kishte zë të bukur. Kur këndonte Zeburin, edhe pyelli e ndëgjonte me vëmendje. Pashtu edhe zogjët e shpendët ndaleshin dhe e ndëgjonin me vëmendje.

Përpos zërit të bukur Devudi a.s. ishte edhe farkëtar i njohur. Ai e lakonte hekurin pa e nxehur fare, ndërtonte mburoja të luftës dhe mjete luftarake. Ishte prijës i njohur.

PYETJE:

*1. Ku jetuan Beni Israilët një kohë të gjatë?*
*2. Ku shpresonin të hynin Beni Israilët?*
*3. Kush jetonte në Palestinë?*
*4. Çka kishin plaçkitur amalikët?*
*5. Çka kërkuan Beni Israilët prej pejgamberit?*
*6. Çka u tha pejgamberi për mbretin?*
*7. Si e kuptuan Beni Israilët Talutin se është prijës i fortë?*
*8. Çka i tha ushtrisë Taluti kur e kaluan lumin?*
*9. Kush ishte Xheluti?*
*10. Kush ishte Devudi?*
*11. Kush fitoi në dyluftim?*
*12. Kush e fitoi luftën?*
*13. Çka i ka dhënë Zoti i Madhëruar Davudit a.s.?*

# SULEJMANI A.S.

Sulejmani a.s. ka qenë mbret dhe pejgamber në të njejtën kohë. Zoti i Madhëruar i dha mençuri Sulejmanit a.s. qysh në fëmijëri. Kështu ai e trashëgoi fronin e babait të tij - Davudit a.s.
**Sulejmani a.s. bëri lutje: O Zoti im, mi fal gabimet dhe më jep sundim (të fortë) çfarë nuk i ke dhënë askujt tjetër në botë.**

Zoti i madhëruar ia pranoi lutjen: Ia nënshtroi Sulejmanit a.s. erën, ia nënshtroi xhinët, ia mësoi edhe gjuhën e kafshëve, të shpendëve dhe insekteve.

Përpos kësaj Sulejmani a.s ishte i drejtë dhe i dashur prej të gjithëve.

Një ditë duke kaluar pranë një kodre ku kishte bubrreca, prijësi i bubrrecave u tha bubrrecave hyni nëpër vendet e juaja që të mos iu shkel Sulejmani me ushtrinë e nuk iu shohin.

Qeshi Sulejmani kur i ndëgjoi këto fjalë dhe e falënderoi Zotin për këtë begati që iu kishte dhuruar.

# SULEJMANI DHE PULËBARDHA

Kur shkonte në udhëtim Sulejmani a.s. merrte me vete shpendët, xhinët dhe ushtrinë tokësore.

Një ditë, vetëm një shikim i bëri qiellit dhe e kuptoi se mungonte pulëbardha Hud-Hud.

Sulejmani a.s. tha: kur të vjen pulëbardha do ta dënoj nëse ka munguar pa arësye.

Kur erdhi Hud-Hudi tha: Kam takuar një popull që besonte në diellin dhe hënën në vend të Allahut.

Pastaj Sulejmani a.s. i tha Hud-Hudit merre këtë letër e dërgoje te mbretëresha e atij populli: Hud-Hudi me të shpejtë fluturoi dhe ja dërgoi letrën Mbretëreshës. Në letër shkruante: Kjo letër është prej Sulejmanit dhe fillon me BISMILAHI RRAHMANI RRAHIMË.

Mbretëresha pasi e mori letrën e tuboi popullin dhe e pyeti:

Ç'të bëjmë?

Të luftojmë – tha njëri. Lufta është e keqe – tha tjetri. Belkisja në fund vendosi ta pranojë ftesën e Sulejmanit dhe e pranoi islamin dhe i tërë populli iu dorëzuan Zotit të gjithësisë dhe pranuan islamin.

# VDEKJA E SULEJMANIT

Sulejmani a.s. i kishte urdhëruar xhinët me ndërtu një pallat të madh mbretëror. Ai vazhdimisht mbështetej në shkop dhe kontrollonte punën e tyre.

Një ditë shkon Melaqja e ia merr shpirtin derisa ai ishte i mbështetur në shkop. Kështu xhinët vazhdonin punën duke mos ditur se Sulejmani kishte vdekur. Kur krimbat e hanin shkopin ngadalë-ngadalë, Sulejmani u rrëzua dhe ra përtokë. Në atë moment xhinët kuptuan se Sulejmani ka vdekur. E lanë punën dhe u larguan e thanë në vete:

Po ta kishim ditur se ka vdekur më herët do ta linim punën.

PYETJE:

1. *Kush ka qenë Sulejmani a.s.?*
2. *Çka trashëgoi Sulejmani a.s.?*
3. *Çfarë lutje bëri Sulejmani a.s.?*
4. *A ia pranoi lutjen Zoti i Madhëruar Sulejmanit a.s.?*
5. *Çka ju tha prijësi i bubrrecave bubrrecave kur kaloi Sulejmani me ushtrinë e tij?*
6. *Çka bëri Sulejmani kur e ndëgjoi fjalën e bubrrecit?*
7. *Si përbëhej ushtria e Sulejmanit a.s.?*
8. *Kur shikoi në qiell çka kuptoi Sulejmani a.s.?*
9. *Kur erdhi pulëbardha çka i tha Sulejmanit a.s.?*
10. *Çka i tha Hud-Hudit Sulejmani a.s.?*
11. *Kujt ia dërgoi letrën Hud-Hudi?*
12. *Si veproi mbretëresha kur e mori letrën?*
13. *Çka i kishte urdhëruar xhinët Sulejmani a.s.?*
14. *Si ia merr shpirtin Sulejmanit a.s. Melaqja?*
15. *Si vepruan xhinët kur e kuptuan se ka vdekur Sulejmani a.s.?*

# EJUBI A.S.

Ejubi a.s. ka jetuar në Siri. Ka qenë i njohur si bëmirës, kryes i premtimit e mbi të gjitha vazhdimisht e falënderonte Allahun dhe ishte durimtar i vërtetë.

Zoti i madhëruar i kishte dhënë shumë fëmijë dhe pasuri. E falënderonte Zotin dhe i bënte sexhde vetëm Atij. Pas një kohe ra në një sprovë të vërtetë; i shkuan fëmijët, i humbi pasuria, u dobësua, u sëmur aq shumë saqë i mbeti vetëm zemra e shëndoshë dhe gjuha e shëndoshë.

Ejubi a.s. zemrën e kishte të mbushur me Iman, gjuha e tij pa ndërprerë falënderonte Zotin. Gruaja e tij e cila kujdesej për të i tha: Pse nuk e lutë Zotin me ta kthy shëndetin?

Ejubi a.s.  e pyeti: sa vite jam i sëmurë?

Shtatë vjet – iu përgjigj gruaja.

Atëherë Ejubi a.s. tha: shtatëdhjetë vite kam qenë i shëndoshë e tani shtatë vjet jam i sëmurë. Kam turp ta lus Zotin për këtë kohë kaq të shkurtë.

Për ta larguar Ejubin a.s. nga falënderimi i Zotit dhe përkujtimi kishte provuar edhe shejtani i mallkuar, mirëpo nuk ja kishte arritur.

Një ditë derisa gruaja e Ejubit a.s. ishte duke kërkuar ushqim për Ejubin a.s. shejtani u shndërrua në njeri e i tha ka ushqim vetëm nëse e ndërron bishtalecin për ushqim.

Gruaja e Ejubit a.s. pranoi dhe e ndërroi bishtalecin për ushqim, mirëpo Ejubi a.s. i tha se nuk do ta hajë ushqim derisa të më tregosh ku e ke marrë këtë ushqim. Pasi ia tregoi ngjarjen Ejubi a.s. i tha se kur të shërohem do të të rrahë me njëqind shkopinj.

Nga ky moment Ejubi a.s. iu lut Zotit:

**O Zoti im, më është vështirësuar gjendja, jam në pikë të hallit. E Ti je më i mëshirshmi i të gjithë mëshiruesve.**

Zoti i Madhëruar ia pranoi lutjen e i tha: Bjeri me këmbën tënde (tokës)! Ja ky është një burim i ujit të ftohtë për larje dhe pirje.

Ejubi a.s. piu ujë dhe e pastroi trupin me ujë dhe u shërua dhe u kthy në gjendjen e mëparshme, i shëndoshë. Kur u kthye gruaja nuk mundi ta kuptonte se si aq shpejt ishte shëruar.

Ejubi a.s. për ta kryer premtimin i mori njëqind thupra i bashkoi e me të gjitha i ra një herë gruas së tij.

Për atë që kishte duruar, prapë Zoti i Madhëruar e shpërbleu Ejubin a.s. me fëmijë e pasuri dhe vazhdoi jetën i lumtur, duke falënderuar Zotin dhe duke i ra në sexhde vazhdimisht Zotit të Madhëruar.

PYETJE:

*1. Ku ka jetuar Ejubi a.s.?*
*2. Për çka ka qenë i njohur Ejubi a.s.?*
*3. Çka i kishte dhënë Zoti i Madhëruar Ejubit a.s.?*
*4. Çka i ndodhi Ejubit a.s.?*
*5. Çka i tha Ejubit a.s. gruaja e tij?*
*6. Si iu përgjegj Ejubi a.s. gruas së tij?*
*7. Kush provoi për ta mashtruar Ejubin a.s. dhe a ia arriti qëllimit?*
*8. Si iu lut Ejubi a.s. Zotit të Madhëruar?*
*9. A ia pranoi lutjen Ejubit a.s. Zoti i Madhëruar?*
*10. Me çka e shpërbleu Zoti i Madhëruar Ejubin a.s. për durimin e tij?*

# JUNUSI A.S.

Ndryshe Junusi a.s. quhet edhe “DHENUN” - **Shoku i Peshkut**. Jetonte në qytetin “Nino” – Populli i tij ishte kriminel, e mohonin Allahun dhe i bënin shok Atij, ishin edhe të pamoralshëm. Për këtë arsye Zoti i Madhëruar ua dërgoi Junusin a.s., me i drejtu në rrugë të drejtë, me besu vetëm Allahun, me u pendu për gabimet, me kërku falje dhe me iu lut vetëm Allahut.

Populli nuk e dëgjoi, i refuzoi këshillat e tij. Junusi a.s. pa pritur shumë, i hidhëruar u largua nga ai popull, shkoi pranë detit; aty kaloi një anije dhe hypi në te për të shkuar në një vend tjetër. Duke lundruar anija, filloi mot i lig, erërat e forta, retë e zeza, shi i madh. Anija lëkundej, gati sa nuk rrëzohej. Udhëtarët e anijes mendonin se ndonjëri është fatkeq dhe duhet të hidhet në det për të u qetësuar deti dhe koha.

Kur e hodhën shortin, shorti ra në Junusin, ata e panë se Junusi ishte i lodhur duke fjetur dhe nuk ia prishën gjumin. Mirëpo edhe herën tjetër shorti ra në Junusin a.s. Kur u zgjua Junusi a.s. e kuptoi se ai nuk ka qenë dashtë me u largu nga populli i tij aq lehtë dhe vetë u hodh në det. Kur ra në det e gëlltiti një peshk i madh, mirëpo Zoti i Madhëruar e urdhëroi peshkun  mos me e prish trupin e Junusit por vetëm me e mbajtur sikur në burg.

Në burgun e barkut të peshkut Junusi a.s. u lut:
LA I LAHE ILA ENTE SUBHANEKE IN-NIJ KUNTU MINE DHALIMINE.

Kjo lutje në gjuhën shqipe d.m.th.

**Nuk ka Zot tjetër përpos Allahut. O Zot i im, Ty të takon lavdërimi, vërtetë kam qenë i padrejtë ndaj vetes sime.**

Zoti i Madhëruar e shpëtoi Junusin ashtuqë peshku e nxorri nga barku dhe e gjuajti në breg të shëndoshë pa asnjë të metë.

Në anën tjetër populli i Junusit kishte ra në sprovë. Ishte tha toka. Ishte shtjerrë uji, ishin tharë bimët. Ata e kuptuan se kjo ishte për shkak se nuk e kishin ndëgju Junusin a.s. dhe këshillat e tij. Nuk dinin si me iu lut Zotit me ua falë gabimet e tyre. I ndanë qingjat nga delet, viçat nga lopët, fëmijët nga nënat.

Kështu filluan të qajnë derisa erdhi Junusi a.s. Kur erdhi Junusi a.s. u gëzuan dhe e mirëpritën dhe iu kthyen rrugës së drejtë.

Ashtu Zoti i Madhëruar i shpëtoi nga pikëllimi dhe vuajtjet dhe i shpërbleu me jetë të lumtur pa brenga dhe në qetësi.

PYETJE:

*1. Si quhet ndryshe Junusi a.s.?*
*2. Ku jetonte Junusi a.s.?*
*3. Çfarë ishte populli i Junusit a.s.?*
*4. Pse e dërgoi Zoti i Madhëruar Junusin a.s. te populli i tij?*
*5. Pse u largua Junusi a.s. nga populli i tij?*
*6. Ku hypi Junusi a.s.?*
*7. Çka ndodhi me anijen?*
*8. Çka mendonin udhëtarët e anijes?*
*9. Cilit i ra shorti?*
*10. Kur u zgjua çka kuptoi Junusi a.s.?*
*11. Çka ndodhi me Junusin a.s. kur ra në det?*
*12. Çka e urdhëroi peshkun Zoti i Madhëruar?*
*13. Si u lut Junusi a.s. në burgun e barkut të peshkut?*
*14. A ia pranoi lutjen Zoti i Madhëruar?*
*15. Çka kishte ndodhur pastaj me popullin e Junusit a.s.?*
*16. Çka kuptoi populli i Junusit pasi ra në sprovë?*
*17. Si e luti Zotin populli i Junusit a.s.?*
*18. A u gëzua populli kur u kthye Junusi a.s.?*
*19. A e shpëtoi Zoti i Madhëruar popullin e Junusit a.s.?*

# ZEKIRIJA A.S.

Zoti i Madhëruar i ka zgjedhë: Ademin, Nuhin, familjen e Ibrahimit dhe familjen e Imranit prej të gjithë njerëzve.

Gruaja e Imranit pasi që ishte nga fisi fisnik dëshironte të lind një djalë që ai të kujdesej për shtëpinë e shenjtë në Jerusalem. Mirëpo, kur lindi vajzë u habit por prapë u lut te Zoti i Madhëruar që ta ruajë vajzën dhe pasardhësit e saj nga shejtani i mallkuar.

Kujdesjen për vajzën e cila quhej Mejrem e mori Zekerija. Zekerija a.s. çdo ditë shkonte në shtëpinë e shenjtë për t'i dërguar ushqim, mirëpo kur shkonte te Mejremja shihte frytet e sezonës verore dimrit dhe frytet e sezonës dimërore verës. E pyeti Mejremen: Prej nga këto pemë? Mejremja iu përgjigj:

**Nga Zoti i Madhëruar. Ai furnizon kë do pa llogari.**

Zekerija a.s. e kuptoi se Mejremja ishte e furnizuar me pemë e perime prej Zotit të Madhëruar. Ai kishte një dëshirë që pas vete të ketë trashëgimtarë të mirë dhe të jetë pejgamber. Për këtë Zekirija a.s. u lut:

**Zoti im, jam plakur, më janë dobësuar eshtrat, jam thinjur, mirëpo gjithëmonë mi ke pranuar lutjet. Më jep fëmijë që të jetë trashëgimtari im.**

Zoti i Madhëruar ia pranoi lutjen e i tha: O Zekerija ti do të kesh një fëmijë i cili do të quhet **Jahja – Dëshmor** i cili gjithmonë do të jetë i gjallë sepse ai do të vdesë në rrugën e Allahut. Zekerija a.s. tha: Po si të kem fëmijë, kur jam plak, por edhe gruaja ime është plakë. Zoti i Madhëruar i tha: Po edhe ty të kam krijuar e ti nuk ke qenë fare.

Zekerija a.s. i tha: më jep ndonjë shenjë që ta di se me të vërtetë do të kem fëmijë.

Zoti i madhëruar i tha: Tri ditë mos fol me njerëzit por vetëm tregoju me shenja që ta lavdërojnë Zotin e Madhëruar ditë e natë.   Kështu lindi Jahja a.s.

PYETJE:

*1. Cilët i ka zgjedhë Zoti i Madhëruar nga të gjithë njerëzit?*
*2. Çka dëshironte gruaja e Imranit?*
*3. Kur lindi vajzë çka u lut gruaja e Imranit?*
*4. Kush e mori nën kujdesje Mejremen?*
*5.Çka shihte Zekerija a.s. kur shkonte te Mejremja?*
*6. Çka kuptoi Zekerija a.s. prej Mejremes?*
*7. Çka kishte dëshirë Zekerija a.s.?*
*8. Si u lut Zekerija a.s.?*
*9. A ia pranoi lutjen Zoti i Madhëruar?*
*10.Çka kërkoi Zekerija a.s. që ta dinte se me të vërtetë do të ketë fëmijë?*
*11. Çka i tha Zekerijas a.s. Zoti i Madhëruar?*

# JAHJA A.S.

Jahja d.m.th. dëshmor. Dëshmorët janë të gjallë gjithmonë, ata kurrë nuk vdesin, pse janë gjithmonë në kënaqësinë dhe mëshirën e Allahut.

Zoti i Madhëruar që në fëmijëri i ka dhënë Jahja a.s. mençuri e i ka thënë: O Jahja lexo librin me përpikëri dhe me përkushtim, dhe kape librin me të fortë e mos e lësho.

Kështu Jahja a.s. u bë i ndëgjueshëm ndaj prindërve edhe ndaj Zotit të Madhëruar. Lexonte librin e shenjtë dhe gjykonte me të drejtë. Ishte i njohur te populli dhe e respektonin.

Mbreti Hirodos e donte vajzën e vëllaut të tij, pse ajo ishte e bukur. Por ajo vajza mbretin e kishte axhë. Mirëpo mbreti dëshironte të martohej me te. Kur shkuan njerëzit e pyetën Jahja a.s. a lejohet kjo martesë. Jahja a.s. tha: Kjo është haram, rreptësisht e ndaluar.

Nëna e vajzës shkon te mbreti Hirodos e i thotë: nëse dëshiron të martohesh me vajzën time e dëshiroj kokën e Jahja a.s. këtu. Mbreti veproi ashtu, ai ishte i dehur. Urdhëroi që ta mbytnin Jahja a.s.**.**

Kështu Jahja a.s. ra dëshmor i drejtësisë dhe realitetit. Ndërsa mbretin, vajzën e vëllaut të tij dhe Beni israilët i mallkoi Zoti i Madhëruar dhe i dënoi me dënim të fortë për krimin e tyre.

PYETJE:

*1. Çka d.m.th. Jahja?*
*2. A janë të vdekur dëshmorët?*
*3. Çka i tha Zoti i Madhëruar Jahja a.s.?*
*4. Kush ishte Jahja a.s.?*
*5. Çka dëshironte mbreti Hirodos?*
*6. Çka tha Jahja a.s. për martesën e Hirodosit me vajzën e vëllaut të tij?*
*7. Çka i tha nëna e vajzës mbretit Hirodos?*
*8. Çka urdhëroi mbreti Hirodos?*
*9. Cilin e mallkoi Zoti i Madhëruar?*

# ISA A.S.

Derisa Mejremja ishte në Mihrab i shkon Melaqja Xhebrail e i thotë: Unë jam i dërguar prej Allahut që të të sjell një fëmijë të mençur. Mejremja a.s. i tha Xhibrilit: “Si të lindi unë fëmijë kur kurrë nuk më ka prekur njeri?”

Xhibrili i tha: “Kështu do të jetë, për me qenë shembull dhe shenjë për gjithë njerëzimin se Zoti i Madhëruar krijon njerëzit dhe jep shpirtërat”.

**Kur lindi Isa a.s. u tubua populli e i thanë Mejremes: Si ke lind kështu?**

**Mejremja me shenjë tregoi nga fëmija. Populli i tha: Si të flasim me fëmijën në djep? Isa a.s. në atë moment tha:**

**Unë jam rob i Allahut. Zoti i Madhëruar më ka beku. Më ka bërë pejgamber, do të më jep librin. Më ka porositë me u falë dhe me dhënë zekjatin derisa të jem gjallë.**

Zoti i Madhëruar kur dëshiron të bëhet një punë, vetëm thotë bëhu dhe ajo bëhet menjëherë.

Isa a.s. u rrit. Ai i thirrte njerëzit të besonin vetëm në Allahun.

Beni Israilët i thanë: “Na sjell argumente, të besojmë”. Isa a.s. tha: “Më sjellni baltë”. Kur ia sollën baltën e formoi zogun prej balte, i fryu dhe me lejen e Allahut zogu fluturoi menjëherë.

Pastaj Isa a.s. tha: “Më sillni një të verbër”. Kur ia dërguan njeriun e verbër vetëm e preki dhe me lejen e Allahut i erdhi shikimi. Pastaj tha: “Ma sillni të vdekurin”. Ia dërguan të vdekurin dhe me lejen e Allahut e ngjalli.

Pastaj Isa a.s. tha: “Unë jam në gjendje me ditë çka hani, çka pini dhe çka flitni nëpër shtëpitë e juaja”.

Populli i tha: Kjo është e pamundur. Mirëpo të nesërmen Isa a.s. i tregoi secilit veç e veç çka kishte ngrënë, çka kishte pirë dhe çka kishte folur në shtëpinë e tij.

Edhe pas të gjitha këtyre mrekullive prapë nuk besuan. **Atëherë Isa a.s. tha: Cilët janë ndihmëtarët e Allahut? Havarijunët thanë: Ne jemi ndihmëtarët e Allahut. Dëshmo se ne jemi muslimanë.**

Havarijunët iu bashkuan Isës a.s. derisa ishin duke kaluar nëpër shkretëtirë, i thanë Isës a.s.: A ka mundësi që Zoti të zbresë një tryezë me ushqim nga qielli?

Isa a.s. e luti Zotin që të zbresë një tryezë me ushqim nga qielli. Zoti i Madhëruar ia pranoi lutjen dhe e zbriti tryezën nga qielli dhe Havarijunët e shijuan atë ushqim dhe e vërtetuan se me të vërtetë Isa a.s. është i dërguar i Allahut.

Të gjitha mrekullitë, Jehuditë jo vetëm që nuk i besonin por vendosën me e mbytë Isën a.s. Havarijunët të cilët ishin shokë të Isës a.s. e ruanin nëpër shtëpitë e tyre. Njëri prej shokëve të Isës a.s. icili quhej Jehudha i përngjante shumë atij. Kështu derisa një ditë ai ishte në shtëpi i shkuan Jehuditë e kapën dhe menduan se është Isa a.s. E kryqëzuan dhe e gjuajtën me gurë derisa vdiq. Mirëpo Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:

**As nuk e kanë mbytë e as nuk e kanë kryqëzuar por vetëm iu është dukur atyre (se është Isa por ai faktikisht nuk ka qenë Isa).**

Isa a.s. kishte shpëtuar nga tradhëtia e Jehudëve. Një ditë Zoti i Madhëruar i thotë: O Isa, Unë do të të vdesë ty, dhe do të të marr pranë vetes dhe do të shpëtoj nga ata që nuk besojnë.

PYETJE:

*1. Kush i shkon Mejremes derisa ajo ishte në Mihrab?*
*2. Çka i tha Xhebraili Mejremes?*
*3. Çka i tha populli Mejremes kur ajo tregoi me shenjë nga fëmija?*
*4. Çka i tha Isa a.s. popullit të tij posa kishte lindur?*
*5. Çka thotë Zoti i Madhëruar kur dëshiron të bëhet një gjë?*
*6. Cilat ishin mrekullitë e Isës a.s.?*
*7. Kush i besoi Isës a.s.?*
*8. Çka kërkuan Havarijunët nga Isa a.s.?*
*9. A iu lut Isa a.s. Zotit të Madhëruar për tryezën?*
*10. A ia pranoi lutjen Zoti i Madhëruar Isës a.s.?*
*11. Çka kishin vendosur të bënin Jehudët?*
*12. Kush i ndihmonte Isës a.s.?*
*13. Kush i përngjante Isës a.s.?*
*14. Si veprunan Jehuditë kur e kapën Jehudhen?*
*15. Çka i ka thënë Zoti i Madhëruar Isës a.s.?*

## PËRMBAJTJA